# DITURIA ISLAME

NUMËR 305 | VITI 29 | SHKURT 2016 | XHUMADEL-UHRA 1437 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €

## “ZANI I NALTË”, TRIBUNË E MENDIMIT TË ULEMASË SHQIPTARE



# *Letër drejtuar Nexhashiut, mbretit të Etiopisë*

***Në emër të Allahut të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit***

*Prej Muhamedit, Pejgamberit të Allahut,*
*drejtuar Nexhashiut, mbretit të Etiopisë.*

*Lavdia i takon Allahut, I Cili është Sundimtar i tërë botës, dhe përveç të Cilit askush tjetër nuk është i denjë për t'u adhuruar! Ai është i Lartë dhe i Pastër (prej të gjitha dobësive, mungesave, të metave apo gabimeve). Ai është Strehuesi dhe Ushqyesi i të gjithëve.*

*Unë e pranoj që Isai/Jezusi (a.s.), djali i Merjemes/Marisë, ishte shpirt prej Allahut dhe fjalë e Tij (Urdhër), që u fut te Merjemja, e cila ishte e pastër dhe e paprekshme nga mëkati. Isa (a.s.) u lind prej Merjemes. Allahu e krijoi atë prej shpirtit dhe frymës së Tij, në të njëjtën mënyrë që e krijoi, me dorën e Vet, edhe Ademin (a.s.). Unë ju ftoj t'i besoni Allahut, I Cili është Një i Vetëm, dhe nuk ka shok. Besoni tek Ai dhe bashkohuni me mua në bindjen ndaj Tij! Më pasoni mua dhe pranoni pejgamberinë time, sepse unë jam i Dërguar i Allahut! Duke jua përçuar mesazhin e Allahut, unë jua dua të mirën me tërë sinqeritetin tim. Është lartësim për ju të pranoni këshillat e mia dashamirëse. Përhapeni të njëjtën thirrje edhe te shtetasit tuaj! Po ju dërgoj kushëririn tim, Xhaferin (r.a.), me disa myslimanë të tjerë. Kur ata të mbërrijnë te ju, trajtojini me bujari, larg çdo mendjemadhësie dhe krenarie prej sundimtari!*

***Paqja qoftë mbi atë që ndjek rrugën e drejtë!***



PËRMBAJTJA





### Myftiu Tërnava priti në një takim ambasadoren e Turqisë Kiliç

*Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava priti në një takim ambasadoren e Republikës së Turqisë në Kosovë, Kivilcim Kiliç.*

*Myftiu Tërnava i vlerësoi lart marrëdhëniet dhe bashkëpunimin ndërmjet Republikës së Kosovës dhe Republikës së Turqisë, dhe theksoi rëndësinë e zgjerimit të këtij bashkëpunimi në të gjitha fushat me interes të ndërsjellë mes dy popujve.*

*Myftiu Tërnava po ashtu çmoi lart mbështetjen që shteti i Turqisë i ka dhënë institucioneve të Kosovës në të gjitha proceset e shtetndërtimit, si dhe gatishmërinë për të vazhduar mbështetjen për procesin e konsolidimit ndërkombëtar të Kosovës dhe anëtarësimit të saj në institucionet ndërkombëtare, por edhe për marrëdhëniet e shkëlqyera që ka me DIYANET-in e Turqisë.*

*Nga ana e saj, ambasadorja e Republikës së Turqisë në Kosovë, zonja Kivilcim Kiliç, falënderoi myftiun Tërnava për mikëpritjen, dhe theksoi përkushtimin e vendit të saj për bashkëpunimin me Republikën e Kosovës. Ajo tha se Turqia do të vazhdojë të jetë përkrahëse e fuqishme e anëtarësimit të Kosovës në institucionet rajonale dhe ato ndërkombëtare, në fushën e rendit dhe ligjit, zhvillimit ekonomik etj. (R. S.)*

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë. Mr. Ajni Sinani - kryeredaktor / Redaksia: Sabri Bajgora, Mr. Qemajl Morina, Dr. Musa Vila, Mr. Ekrem Simnica, Mr. Ekrem Maqedonci, Hajrullah Hoxha, Mr. Flamur Sofiu, Ilmi Rexhepi dhe Bahri Sejdiu / Sekretar në redaksi: Mr. Rexhep Suma / Lektor & Korrektor: Besnik Jaha / Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani. Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com, www.dituriaislame.net /
Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / *Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*



*O ju që keni besuar! Mënjanoni shumë dyshime, se vërtet disa dyshime janë gjynah. Mos e spiunoni dhe mos e përgojoni njëri-tjetrin!*
*(El Huxhurat, 11)*



# Mbrojta e nderit

*Një nga qëllimet dhe intencat e sheriatit është edhe ruajtja dhe mbrojtja e nderit dhe moralit. Sheriati e konsideron të pacenueshëm nderin e njeriut (hifdhul-irdi). Prandaj, ruajtes së nderit i është kushtuar rëndësi e veçantë, ngase ai është përmendur në një kontekst me rëndësinë e jetës dhe pasurisë në një numër të konsiderueshëm ajetesh e hadithesh.*

*Për rrjedhojë askush s'ka të drejtë të njollosë apo nëpërkëmbë nderin e tjetrit, qoftë në prezencë ose në mungesë, as me fjalë e as me mimikë: "O ju që keni besuar, asnjë burrë prej jush të mos tallet me burra të tjerë, se këta mund të jenë më të mirë se ai. Gjithashtu asnjë grua të mos tallet me gra të tjera, se këto mund të jenë më të mira se ajo. Mos e nënçmoni dhe mos e qesëndisni njëri-tjetrin me nofka (të këqija)! Sa e shëmtuar është të thirresh me emër të keq pas (pranimit të) besimit! Ata që nuk pendohen, janë vërtet keqbërës. O ju që keni besuar, mënjanoni shumë dyshime, se vërtet disa dyshime janë gjynah. Mos e spiunoni dhe mos e përgojoni njëri-tjetrin! Mos vallë ndokush prej jush dëshiron të hajë mishin e vëllait të vet të vdekur?! Sigurisht që ju do ta urrenit këtë. Kini frikë Allahun! Me të vërtetë Allahu është Pranues i pendimit dhe Mëshirëplotë!" (El Huxurat, 11- 12).*

*Pejgamberi alejhis selam ka thënë: "Gjakërat tuaj, pasuritë tuaja dhe nderi juaj janë të ndaluar (të shkelen) mes jush, ashtu siç është e ndaluar të cenohet shenjtëria e kësaj dite, (të Arafatit), shenjtëria e këtij muaji (Dhul hixhe) dhe shenjtëria e këtij vendi (Mekës)".*

*Pejgamberi a.s. po ashtu thotë: "Çdo mysliman e ka të ndaluar (të cenoj) gjakun, pasurinë dhe nderin e myslimanit…, një myslimani i mjafton si mëkat nënçmimi i vëllait të tij mysliman".*

*Sheriati ka ofruar dispozita të rrepta ndaj atij që bën akuza të rrejshme për kurvëri dhe amoralitet (zina) ndaj njerëzve që janë të pastër e të pafajshëm, e kjo me qëllim që të mbrojë nderin dhe dëlirësinë e njeriut. Ai lufton këtë fenomen që sjell vetëm telashe dhe probleme në shoqëri. Allahu xh.sh. në Kuranin famëlartë thotë: "Ata që i akuzojnë gratë e ndershme (për imoralitet), e pastaj nuk sjellin katër dëshmitarë, t'i rrihni me tetëdhjetë goditje dhe të mos ua pranoni kurrë më dëshminë; të tillët janë njerëz fasikë." (En Nur, 4).*

*Në të vërtetë ata që shpifin për njerëzit e ndershëm e të paafajshëm janë të mallkuar në këtë botë, e në botën tjetër i pret një dënim shumë i madh.*

*Sheriati ka paraqitur masë ndëshkuese edhe ndaj atij që bën shpifje të tjera, e që janë më të vogla se shpifja për kurvëri, në funksion të ruajtjes së nderit. Juristët myslimanë i kanë shpjeguar dhe vendosur normat që kanë të bëjnë me shpifjen në aspektin e moralit. Disa nga urtësitë e ndalimit të shpifjes për amoralitet janë: 1. Pengimi për të akuzuar njëri-tjetrin për amoralitet; 2. Ruajtja e nderit të njerëzve nga shpifjet dhe trillimet e të pandershmëve; 3. Mospërhapja e armiqësisë dhe urrejtjes në mesin e njerëzve, që shpesh ndodh për shkak të shpifjes në aspektin e moralit; 4. Ruajtja e pastër e opinionit të shoqërisë nga trillimet dhe gënjeshtrat, dhe; 5. Pengimi i përhapjes së amoralitet në mesin e besimtarëve, duke eliminuar edhe shpifjen si faktor të drejtpërdrejtë në nxitjen e kësaj dukurie tepër të rrezikshme.*

*Nderi i tjetrit kurrsesi nuk duhet të atakohet. Prandaj dispozitat islame ndëshkojnë marrëdhëniet seksuale jashtë martesës: "Laviren dhe lavirin – ta rrihni çdonjërin prej tyre me nga njëqind goditje …!" (En Nur, 2). Si pasojë, lidhjet seksuale jashtëmartesore janë krim i ndëshkueshëm vetëm nëse ekzistojnë katër dëshmitarë okularë për lidhjen. S'do mend se fakti që kërkohen katër dëshmitarë qartazi nënkupton se lidhja ka qenë publike. Kjo sepse sheriati e ndalon spiunimin ndaj njëri-tjetrit në shoqëri. Kërkesat e rrepta shkojnë në favor të ruajtjes të shenjtërisë së nderit njerëzor. Prandaj, besimtarit i takon që t'i nënshtrohet urdhrave të Allahut xh.sh. dhe të largohet nga ndalesat që ka përcaktuar Ai.*

*Mr. Ajni Sinani*

*Fjalimi i myftiut Naim ef. Tërnava në konferencën kushtuar revistës "Zani i Naltë"*



# "Zani i Naltë", tribunë e mendimit të ulemasë shqiptare

*E nderuar ministre, znj. Mirela Kumbaro,*
*I nderuar kryetar i KMSH-së z. Skender Bruçaj,*
*I nderuar reis i Bashkësisë Islame të Maqedonisë, z. Sulejman Rexhepi,*
*I nderuar kryegjysh Edmond Brahimaj,*
*I nderuar rektor Ferdinand Gjana,*
*Të nderuar profesorë, studiues, imamë, studentë,*
*Të nderuar dashamirë të fjalës së shkruar,*
*Të nderuar të pranishëm!*

Kam nderin e veçantë që në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, institucioneve të saj, dhe në emrin tim, të përshëndes këtë konferencë kushtuar revistës "Zani i Naltë", e cila tani si e ribotuar komplet i ofrohet lexuesve tanë të të gjitha shtresave, e para së gjithash studiuesve të disiplinave fetare, atyre kulturore, sociale, historike etj., pastaj studentëve, pedagogëve e të gjithë të interesuarve, si një thesar i çmuar nga tradita jonë e begatshme. Ky thesar u krijua që në fillet e themelimit të Komunitet Mysliman Shqiptar, e rrjedhimisht edhe shtetit shqiptar, nga elita intelektuale fetare e kulturore e kohës, e cila e pati ideuar, realizuar e kultivuar. Që në fillim duhet vënë në pah se themelimi i revistës "Zani i Naltë" ishte një ndër vendimet më madhore të parisë myslimane, vendim ky që në atë kohë ishte marrë nga Kongresi Myslimanin Shqiptar, i cili përveç kësaj nxori edhe vendime të tjera që u bënë themel i fortë dhe i qëndrueshëm në zhvillimin e jetës fetare, arsimore e kulturore të vendit.

Asokohe vetë nisma për botimin e një reviste të formatit të "Zanit të Naltë, përveçse kishte një rëndësi të veçantë historike, s'ka dyshim se ishte edhe një hap i guximshëm që tregonte qartë pjekurinë, vizionin, përgatitjen profesionale, e mbi të gjitha përgjegjësinë e elitës fetare islame të kohës, për të krijuar institucione që kryejnë misionin e tyre para Zotit, vendit e popullit...

Revista "Zani i Naltë" shënon hapin e parë në fushën e shtypit islam në gjuhën shqipe, dhe si e tillë paraqet themelin-bazën e revistave islame në gjuhën shqipe. Kjo revistë për një dekadë e gjysmë qe bërë tribunë e mendimit të elitës islame e shqiptare, ku ulemaja shqiptare me kompetencë trajtonte e kultivonte tema profe-





sionale nga disiplina kombëtare, fetare, sociale e kulturore. Këtu gjejmë urtësinë dhe begatitë e disiplinave kuranore nga penda të shquar e mendje të ndritura, siç ishte haxhi Vehbi Dibra me bashkëkohanikët e tij. Gjejmë po ashtu edhe trajtesa historike e kulturore të shkoqitura me shume elokuencë nga e kaluara e populli tonë. Pa lënë anash edhe trajtesa që kanë të bëjnë me humanen, kultivimin e tolerancës dhe mirëkuptimin, vlera sublime të popullit tonë. E konceptuar si revistë fetare islame, ajo këtë mision madhor e kreu me sukses, mirëpo nuk ngeli në kuadër të një reviste thjesht fetare, por shumë shpejt u shndërrua në një tribunë të mendimit fetar, filozofik, kulturor e atdhetar, dhe kështu rreth vetes mblodhi penat më të njohura të kohës. E tillë qe revista "Zani i Naltë", që gjatë veprimtarisë së saj të suksesshme jo vetëm që u bë pjesë e historisë së ndritshme të Komunitet Mysliman Shqiptar, por u shndërrua në vlerë meritore kombëtare e fetare.

Revista "Zani i Naltë" është një thesar i çmueshëm ku në mënyrë më të mirë është kultivuar binomi fe-atdhe, apo thënë ndryshe, revista ishte një tribunë që kultivoi me përkushtim e devocion fetaren dhe atdhetaren.

Sot, në këtë konferencë, kujtomë të gjithë ata që ndihmuan në ngritjen e revistës "Zani i Naltë", e para së gjithash drejtuesit e saj: Ismail Maçi, Shyqyri Myftiu, Isa Domni, Haki Sharofi etj. Revista ishte një mision që e ndërmorën në kohë e ditë të vështira, por që me përkushtim, vendosmëri e sakrificë e realizuan me sukses. Kontributi i tyre është i prekshëm, real dhe me vlerë shumëdimensionale, gjë që ne na bën të ndihemi krenarë me atë brez atdhetarësh, dhe në të njëjtën kohë na bën përgjegjës të vazhdojmë rrugën, mësimet dhe porositë e tyre të urta e fisnike.

Meqenëse për vlerat dhe rëndësinë e revistës "Zani i Naltë" do të referojnë studiuesit kompetet të fushave të ndryshme, unë nuk e shoh të udhës ta zgjas më shumë fjalimin tim. Por, para se ta përfundoj, më lejoni që më këtë rast të vë në pah faktin që tani ribotimi komplet i revistës "Zani i Naltë" merr peshë e rëndësi edhe më të madhe, ngase është realizuar si projekt i përbashkët i tri komuniteteve islame shqiptare (KMSH, BIK, BFIM), dhe tani kjo revistë si e këtillë do të shpërndahet në të gjitha trojet tona, e të cilën patëm mirësinë e të Madhit Zot që ta realizojmë bashkërisht. Përgëzoj të gjithë ata që punuan e ndihmuan në realizmin e këtij projekti madhor për kulturën dhe trashëgiminë tonë, dhe shpreh mbështetjen dhe përkrahjen time dhe të Bashkësisë Islame të Kosovës që projektet si ky të kemi edhe në të ardhmen.

Këtë mbase e kemi detyrë ndaj të parëve tanë dhe përgjegjësi ndaj brezave që do të vijnë. Njohja, respektimi dhe studimi në mënyrë meritore dhe objektive i trashëgimisë tonë është obligimi ynë, sepse vetëm duke njohur të kaluarën mund të ndërtojmë të ardhmen dhe perspektivën.

Lus Allahun e Madhërishëm që për këso veprash të mira të tubohemi sa më shpesh!

Duke ju uruar punë të mbarë, ju falënderoj për durimin!

(Fjala përshëndetëse e myftiut Naim ef. Tërnava në hapje të konferencës shkencore "Zani i Naltë, një shekull në shërbim të dijes". Tiranë, 16 shkurt 2016)

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës “Edh-Dharijat” - (8)



### Rrëfimi i Musait a.s. dhe i Hudit a.s., dhe ndëshkimi i popujve të tyre

وَفِي مُوسَىٰ إِذْ أَرْسَلْنَاهُ إِلَىٰ فِرْعَوْنَ بِسُلْطَانٍ مُّبِينٍ ﴿٨٣﴾ فَتَوَلَّىٰ بِرُكْنِهِ
وَقَالَ سَاحِرٌ أَوْ مَجْنُونٌ ﴿٩٣﴾ فَأَخَذْنَاهُ وَجُنُودَهُ فَنَبَذْنَاهُمْ فِي الْيَمِّ
وَهُوَ مُلِيمٌ ﴿٠٤﴾ وَفِي عَادٍ إِذْ أَرْسَلْنَا عَلَيْهِمُ الرِّيحَ الْعَقِيمَ ﴿١٤﴾
مَا تَذَرُ مِن شَيْءٍ أَتَتْ عَلَيْهِ إِلَّا جَعَلَتْهُ كَالرَّمِيمِ ﴿٢٤﴾

*“Edhe në historinë e Musait (ka mësim), kur ia dërguam Faraonit me provë të qartë. Ai (Faraoni) u shmang (nga besimi), së bashku me parinë e vet dhe tha: “Musai është magjistar ose i çmendur!” Ne e kapëm atë me ushtrinë e tij, dhe e hodhëm në det: ai e meritoi. (Mësim ka edhe në historinë) E fisit Ad, kur i dërguam erën shkatërruese, e cila ngado që kaloi nuk kurseu asgjë, duke i kthyer në kalbësira.” (Edh Dharijat, 38-46)*

***

### Lidhshmëria e këtyre ajeteve me ato paraprake

Këto ajete kanë një lidhshmëri të ngushtë me ajetet paraprake, sepse në një mënyrë janë vazhdimësi e tyre, teksa rrëfejnë ngjarje për të Dërguarit e Allahut nëpër kohë të ndryshme dhe ndëshkimet që i kanë përjetuar popujt e tyre si pasojë e kufrit dhe rebelizmit ndaj urdhrave e porosive hyjnore. Përderisa në ajetet paraprake ishim dëshmitarë të përgëzimit të Ibrahimit a.s. me një djalë-Is’hakun, përgëzim që u pasua me njoftimin për ndëshkimin e tmerrshëm të popullit të Lutit a.s., tash kemi përmendjen e katër popujve të ndryshëm nëpër kohë, e të cilët i mohuan pejgamberët e Allahut. Bëhet fjalë për ndëshkimin e Faraonit në kohën e Musait a.s., ndëshkimin e popullit Themud, tek i cili ishte dërguar Salihu a.s., të popullit Ad, tek i cili ishte dërguar Hudi a.s., si dhe për ndëshkimin e popullit të Nuhit a.s.

**Koment**

### Rrëfimi i Musait a.s.

*38. Edhe në historinë e Musait (ka mësim), kur ia dërguam Faraonit me provë të qartë. 39. Ai (Faraoni) u shmang (nga besimi), së bashku me parinë e vet dhe tha: “Musai është magjistar ose i çmendur!” 40. Ne e kapëm atë me ushtrinë e tij, dhe e hodhëm në det: ai e meritoi.*

Rrëfimi i Musait a.s. me Faraonin është një ndër rrëfimet më mbresëlënëse, e që ka zënë një vend të spikatur nëpër sure të ndryshme kuranore. Mbase ekziston një urtësi e madhe pas tërë kësaj, urtësi e cila sikur na përcjell një mesazh të fuqishëm, që njerëzit në asnjë mënyrë nuk duhet t’ia kthejnë shpinën udhëzimit hyjnor dhe të rebelohen ndaj urdhrave të Allahut. Në të kundërtën ndëshkimi i Tij mund t’i përfshijë edhe në këtë botë, para Ahiretit.

Duke hulumtuar e shfletuar nëpër fletët e historisë së Musait a.s., gjithsesi do të ndeshemi me një realitet të hidhur të një jete të vështirë e të mjerueshme të popullit të atëhershëm të Egjiptit. Para syve sikur na shfaqen turma të mëdha njerëzish të nënshtruar e të robëruar, duke respektuar verbërisht urdhrat e këtij Faraoni mendjemadh, i cili pa fije turpi hiqet si “zot”!

Allahu i Plotfuqishëm në Kuranin fisnik, në lidhje me këto pretendime të marra të Faraonit, thotë: “I tuboi (të gjithë të vetët) dhe u mbajti fjalim, e u tha: “Unë jam zoti juaj më i lartë!” (En Naziat, 23-24)

Pa dyshim se njerëzit, mbase nga detyrimi, i kishin ulur kokat e tyre para kësaj fjale të kufrit dhe kishin “pranuar” në heshtje thënien e paskrupullt të këtij zullumqari. Populli i Egjiptit, përfshirë këtu edhe hebrenjtë e robëruar, kishin paguar shtrenjtë çmimin e përuljes dhe të nënshtrimit ndaj Faraonit. Ishte ky një çmim shumë më i shtrenjtë po të krahasohej me një kryengritje dhe rebelim kundër tij. Pikërisht për këtë arsye I Madhi, Zoti xh.sh., kishte përzgjedhur Musain a.s. që ta përcillte mesazhin e Tij të udhëzimit te ky njeri i lig.

Musai a.s., i pajisur me fisnikërinë dhe zemërgjerësinë e një të dërguari të Allahut, pa frikë për jetën e vet, shkoi të ballafaqohej me arrogancën dhe vrazhdësinë e tiranit më gjakpirës të asaj kohe në botë. Ai e dinte mirë që Faraoni i Egjiptit ishte mendjemadh, despot dhe shtypës. E dinte se Faraoni sapo të dëgjonte fjalët e Musait a.s. do të merrte pozicion mohues, mospërfillës e injorues ndaj thirrjes së tij, por I Gjithëdijshmi e kishte urdhëruar që të shkonte tek ai dhe ta ftonte në rrugën e Allahut, me butësi e fjalë të mira.

Sipas rrjedhës së ngjarjes, duke u bazuar në ajete të



tjera të sureve kuranore, shohim se në mes Musait a.s. dhe Faraonit ishin zhvilluar biseda e dialogë të shumtë, dhe pasi Musai a.s. ia kishte dëftuar atij dy mrekullitë me të cilat e kishte fuqizuar Allahu xh.sh., ai u bë edhe më arrogant e mendjemadh. Ai ishte i bindur se shkopi që shndërrohej në gjarpër dhe dora që i bënte dritë kur e nxirrte nga xhepi ishin vepra magjie, prandaj ishte krekosur e mburrur se me ndihmën e magjistarëve të tij do ta mposhtte Musain a.s.

Në ditën e ballafaqimit me magjistarët, kur ata hodhën litarët e tyre që përdridheshin në podium sikur të ishin gjarpërinj të gjallë, dhe më pas Musai a.s. hodhi shkopin që u shndërrua në një gjarpër të madh, duke i përpirë sa çel e mbyll sytë litarët e tyre, Faraoni e pa veten në siklet të madh. Ai vërejti se po humbte nga autoriteti para popullit të vet, të cilët e dinin si 'zot'. Për të rikthyer autoritetin e nëpërkëmbur, ai urdhëroi ekzekutimin, apo thënë më mirë masakrimin e magjistarëve, të cilët tashmë i kishin besuar Allahut të Gjithëpushtetshëm.

Pas sprovave dhe belave të mëdha, me të cilat Allahu e sprovoi Faraonin dhe popullin e tij, ai më në fund vendosi të lejonte që Beni Israilët të largoheshin nga Egjipti. Por shumë shpejt u pendua për këtë veprim të tij, andaj e ndoqi nga pas Musain dhe Beni Israilët. Kur iu afrua atyre, Faraoni me sytë e vet e pa mrekullinë e çarjes së detit më dysh, por mendjemadhësia e tij e kishte verbuar mendjen e tij, prandaj hamendësoi se edhe kësaj radhe mund t'ia dilte e ta robëronte sërish popullin e Musait a.s. Ndonëse ndjeu frikë nga ajo pamje madhështore, megjithatë, nga inati dhe zemërimi i madh që kishte në zemër, urdhëroi karrocat e tij luftarake të çanin përpara, duke i prirë vetë ushtrisë e cila po e ndiqte nga pas.

Faraoni si i tërbuar arriti me ushtrinë e tij deri në mes të detit. Madje kishte kaluar gjysmën e rrugës dhe ishte gati të dilte në bregun tjetër kur Allahu xh.sh. i dha urdhrin Xhibrilit a.s. që të lëvizte dallgët gjigante, të cilat u përplasen me forcë mbi Faraonin dhe ushtrinë e tij.

Faraoni u fundos së bashku me ushtarët e tij. Duke u fundosur në valët e harlisura të detit të trazuar, ai më në fund e kuptoi realitetin dhe të vërtetën, pasi iu zbulua perdja e të fshehtës, duke u zhytur në mundimet e vdekjes. Ai e kuptoi që Musai a.s. ishte i sinqertë dhe i drejtë në ftesën e tij, kurse ky e kishte humbur vetveten me armiqësinë dhe luftimin kundër tij. Në ato çaste të fundit të jetës Faraoni besoi..., e Allahu xh.sh. thotë:"... derisa atë e përfshiu përmbysja, e ai tha: "Besova se nuk ka zot tjetër pos Atij që i besuan Beni Israilët, edhe unë jam nga myslimanët!" (Junus, 90)

Por pendimi i tij ishte i vonshëm, i papranueshëm dhe jo i sinqertë. Ky ishte pendim që erdhi pasi ai kishte parë vendin e ndëshkimit dhe hyrjen në rrugën e pakthim-të vdekjes: "Ti tani beson, ndërsa më parë kundërshtove dhe ishe njëri prej shkatërruesve!" (Junus, 91), e që nënkuptonte se në fakt këtu nuk kishte pendim të mirëfilltë. Koha e paraparë e pendimit për të kishte mbaruar, dhe më nuk kishte shpëtim. Do të shpëtonte vetëm trupi i tij: "Sot po të shpëtojmë ty (po të nxjerrim nga deti) me trupin tënd (të vdekur), që të shërbesh si argument për ata që vijnë pas teje..." (Junus, 92)

Ai do të vdiste, ndërsa valët e detit do ta hidhnin trupin e tij në breg, si argument të arrogancës për gjeneratat që do të vijnë pas tij.

Ajo që i ngjau Faraonit ishte realizim i një ligji të kahershëm ndaj robërve të Allahut, i cili ligj saktëson se Imani në çastet e ndëshkimit apo pas tij është i pavlerë dhe i padobishëm.

Allahu xh.sh. thotë: "E kur e panë dënimin tonë, thanë: "Ne i kemi besuar vetëm Allahut dhe i kemi mohuar ata që ia shoqëronim." Por besimi i tyre, kur e vërejtën dënimin tonë, nuk u bëri dobi. Ky është ligj i Allahut (i kahershëm) ndaj robërve të Tij, dhe aty, në atë çast, pësuan disfatë jobesimtarët." (Gafir, 84-85)

**Rrëfimi i Hudit a.s.**

*41. (Mësim ka edhe në historinë) E fisit Ad, kur i dërguam erën shkatërruese, 42. e cila ngado që kaloi nuk kurseu asgjë, duke i kthyer në kalbësira.*

Vendbanimi i fisit Ad, i quajtur Ahkaf, ishte një shkretëtirë që karakterizohej me duna të pjerrëta rëre, që zgjateshin deri në bregdet. Shtëpitë e tyre ishin tenda të mëdha, që mbështeteshin në shtylla të larta gjigante. Ashtu siç i përshkruan Kurani famëlartë, populli Ad ishin njerëz shtatlartë nga konstrukti fizik. Ata ishin viganë të fuqishëm, saqë në atë kohë askush nuk mund të matej me fuqinë e tyre. Me gjithë këto tipare të forcës e të gjatësisë, mendjet e tyre ishin të errësuara. Ata adhuronin idhuj të ndryshëm, madje për hir të tyre ishin të gatshëm edhe të vdisnin. Verbëria që i kishte kapluar sytë dhe mendjet e tyre, nuk i linte të shihnin asgjë tjetër përveç mendjemadhësisë dhe fodullëkut të tyre.

Allahu i Gjithëmëshirshëm e kishte dërguar te këta një pejgamber fisnik, Hudin a.s., i cili i thirrte në besimin e drejtë dhe i këshillonte: "...O populli im adhuroni



Allahun, ju nuk keni zot tjetër pos Tij, ju vetëm po hutoheni me trillime." (Hud, 50)

Derisa lexojmë për historinë e dhimbshme të këtij të Dërguari të Allahut me popullin e tij jobesimtar, vërtet mbesim të mahnitur me guximin e tij në mbrojtjen e së vërtetës. Një njeri i vetëm po përballej me një popull të tërë, të vrazhdë, të ashpër dhe injorantë, të cilët pretendonin se statujat e tyre nga guri mund t'i bënin keq kujtdo. Një njeri i vetëm po qëndronte stoikisht përballë tiranëve dhe mburravecëve, duke ua zhvlerësuar besimin e tyre të kotë. Ai distancohej prej tyre dhe nga zotat që ata i besonin, duke i sfiduar haptazi, sepse ishte mbështetur në Allahun e Gjithëfuqishëm, I Cili e ka krijuar tërë këtë ekzistencë nga hiçgjëja.

Pas një kohe të gjatë të thirrjes së tyre në Njëshmërinë e pastër, e cila natyrshëm është e lindur dhe e brumosur në thellësinë e zemrës së çdo njeriu, ata nuk ia varën veshin, përkundrazi talleshin me të dhe e sfidonin haptazi që t'ua sillte dënimin nga qielli, nëse ishte në të vërtetën. Hudi a.s. nuk pati rrugëdalje tjetër përveçse t'ua bënte me dije popullit të vet se ai tashmë e kishte kryer amanetin dhe e kishte transmetuar mesazhin. Meqë ata e kishin mohuar vazhdimisht dhe për vite të tëra, ua bëri me dije se Allahu xh.sh. në vend të tyre do të bënte mëkëmbës dhe trashëgues të tokës njerëz të tjerë. Kjo nënkuptonte se ata së shpejti do t'i kapte ndëshkimi hyjnor. Ky është një nga ligjet e jetës, kur Allahu dënon jobesimtarët, sado të fuqishëm, të pasur apo tiranë të jenë.

Hudi a.s. po priste realizimin e premtimit të Allahut, ashtu sikur edhe populli i tij. Shenja e parë e ndëshkimit hyjnor ishte fillimi i një thatësie të paparë në tokë. Për muaj të tërë nuk ra asnjë pikë shiu, ndërkohë që dielli vazhdontë të përcëllonte e të thante tokat e tyre. Hudi a.s., me lejen e Allahut, ua dha edhe mundësinë e fundit të pendimit, por ata filluan të talleshin edhe më shumë. Mosbesimi i tyre ishte rasti i humbur për t'u kthyer tek Allahu, prandaj këtu fillon edhe fundi i tyre. Thatësia pllakosi çdo gjë, saqë edhe pemët e gjelbra filluan të zverdheshin e bimët të thaheshin. Përderisa vazhdonte kjo gjendje e rëndë, një ditë, befas mbi kokat e tyre u shfaq një re gjigante që mbuloi tërë qiellin. Populli i Hudit a.s. u gëzuan shumë dhe thanë: "Kjo re, më në fund do të na sjellë shiun e shumëpritur." Allahu xh.sh. në lidhje me këtë thotë: "E kur e panë të paraqitur (renë) të drejtuar kah luginat e tyre, thanë: "Kjo re do të na sjellë shi!" Jo, (u tha Hudi) kjo është ajo që ju e kërkuat sa më shpejt, një erë (shtrëngatë) me një dënim të dhembshëm. (Erë) që me lejen e Zotit të saj, rrënon çdo send." (El Ahkaf, 24-25)

Por ndodhi pikërisht e kundërta. Në vend të shiut filloi një acar i ashpër. Erërat apo uraganet e fuqishëm filluan të frynin me tërbim. Çdo gjë filloi të dridhej, pemët, bimët dhe njerëzit së bashku me tendat e tyre. Njerëzve filloi t'u ngjethej lëkura, mishi dhe eshtrat, deri në palcë. Erërat rrëmbyese nuk kishin të ndalur për shtatë net e tetë ditë. Nga hutia populli i Hudit a.s. morën arratinë. Shpejtuan nëpër tendat e tyre duke u fshehur brenda tyre, por erërat që po harliseshin si të çmendura i shkulnin dhe copëtonin ato duke i hedhur lart në ajër. Këto erëra të rrëmbyeshme e të ftohta si akull shqyenin e copëtonin jo vetëm rrobat dhe lëkurat e njerëzve, por ato depërtonin thellë në çdo pore dhe vrimë të trupit, duke i çarë e shkatërruar. Çdo gjë që preknin këto erëra e mbytnin pa mëshirë, e shkatërronin dhe ia thanin zemrën duke e shndërruar trupin në një kalbësirë, që sapo ta prekje bëhej hi e pluhur.

Në lidhje me këtë ndëshkim të tmerrshëm të tyre, I Lartmadhërishmi thotë: "Atë (erën) Ai e lëshoi kundër tyre shtatë net e tetë ditë rresht, kur i shihje njerëzit në to të rrëzuar, dukeshin sikur trupa hurmash të zgavruara." (El-Hakkah, 7) Nga populli i Hudit a.s. nuk mbijetoi asnjë prej jobesimtarëve. Ata ishin kalbur e tharë siç kalben trupat e moçëm të palmave, duke mbetur vetëm mbështjellësi i jashtëm. Hudi a.s., dhe ata të paktët që i besuan Allahut, shpëtuan, kurse mizorët dhe jobesimtarët u shkatërruan përjetësisht…

**Porosia e këtyre ajeteve: (38-42)**

- Ndëshkimet e popujve të mëparshëm janë mësim për breznitë e ardhshme, se çdo devijim nga e vërteta dhe çdo rebelim nga urdhrat e Allahut xh.sh. mund të sanksionohet me ndëshkim të tmerrshëm.
- Faraoni dhe një pjesë e madhe e ushtrisë së tij u fundosën në thellësitë e detit, duke lënë pas vetes një kujtim të hidhur për historinë. E, historia e popujve dhe e tiranëve na ka mësuar se ai që ngrihet mbi njerëzoren e tij, duke pretenduar se është hyjnor, dhe ia kthen shpinën udhëzimit të Zotit të botëve, përfundimi i tij është shumë i keq dhe tragjik.
- Përfundimi i Faraonit ishte i atillë, që të mbetej mësim për të gjitha gjeneratat njerëzore, sepse vetëm për të i Madhi Zot ka thënë: "Sot po të shpëtojmë ty (po të nxjerrim nga detit me trupin tënd (të vdekur), që të shërbesh si argument për ata që vijnë pas teje..." (Junus, 92) *(Vijon)*



Prof. Ass. Dr. Musa Vila

# Vlera e shëndetit dhe kohës në Islam

عَنْ ابن عَبَّاسٍ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ صلى الله عليه و سلم: نِعْمَتَانِ مَغْبُونٌ فِيهِمَا كَثِيرٌ مِنَ النَّاسِ: الصِّحَةُ وَ الْفَرَاغُ.

Nga Ibën Abasi r.a. transmetohet se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Dy begati janë të humbura te shumica e njerëzve: shëndeti dhe koha e lirë."[1]

Hadithi tregon se në përgjithësi njerëzit nuk përfitojnë aq sa duhet nga shëndeti dhe koha e lirë, përkundrazi i shpenzojnë aty ku nuk e meritojnë. Begatitë që posedon dhe shfrytëzon njeriu janë të shumta. Ato nuk përkufizohen e as nuk numërohen. Disa prej tyre janë të brendshme-shpirtërore, e disa të tjera janë të jashtme-materiale. Të gjitha begatitë janë të ndërlidhura njëra me tjetrën, dhe secila ka vlerë e rol të veçantë për jetën e njeriut. Filozofia dhe urtësia e kësaj jete është e ngritur mbi këto begati. Nuk mund të paramendohet jeta e njeriut pa këto begati shpirtërore dhe materiale.

Në hadithin e lartpërmendur janë theksuar dy begati, që për nga vlera dhe roli që kanë mund të themi se janë dy shtylla që jetën e njeriut e bëjnë të jetë dinamike dhe interesante. Të gjitha sferat dhe fushat e jetës medoemos duhet të varen nga shëndeti dhe koha e lirë. Nëse njeriu orvatet t'i numërojë të mirat dhe begatitë që shihen dhe nuk shihen, do të dështojë ngase Allahu xh.sh. ka thënë: "Po edhe nëse përpiqeni t'i numëroni dhuntitë (begatitë) e Allahut, nuk do të mund të arrini t'i përcaktoni ato." (En-Nahl, 18)

Këto begati janë dhunti dhe sprovë për njeriun, që një ditë do t'i nënshtrohet patjetër përgjegjësisë se si i ka shfrytëzuar këto begati dhe sa ka qenë i suksesshëm në këtë sprovim. Njeriu në tërësi në këtë botë është krijuar si sprovë. Në kontekst me këtë Allahu xh.sh. thotë: "Ai është që krijoi vdekjen dhe jetën, për t'ju sprovuar se cili prej jush është më vepërmirë. Ai është i Plotfuqishëm dhe falës i Madh." (El-Mulk, 2)

Të gjithë njerëzit në këtë hapësirë, në këtë nënqiell, gjenden në një sallë të madhe provimi, të shoqëruar nga përcjellës që regjistrojnë çdo lëvizje të vogël ose të madhe. Allahu xh.sh. thotë: "(Njeriu) Nuk flet ndonjë fjalë e të mos jetë pranë tij përcjellësi i gatshëm." (Kaf, 18)

Pra, trupi dëshmon, toka dëshmon, njerëzit do të dëshmojnë për njëri-tjetrin. E mbi të gjithë këta Allahu është Dëshmitar. Kohëzgjatja e sprovës së kësaj bote fillon nga moment i pjekurisë, dhe vazhdon deri në vdekje. Përderisa studenti në provim e di se edhe sa kohë i ka mbetur, njeriu nuk e di se edhe sa kohë i ka mbetur nga jeta e tij. E sikur nxënësi të jetë njoftuar paraprakisht se koha e provimit nuk është e caktuar, po në çdo moment pritet t'i merret fleta e përgjigjeve, ai do të bëjë të gjitha përpjekjet që t'u përgjigjet sa më shumë pyetjeve, dhe asnjë moment nuk do ta humbas, vetëm e vetëm që ta shfrytëzojë kohën e provimit, në mënyrë që ta kalojë me sukses provimin e kësaj jete.

Sa u përket mjeteve të provimit, dihet se nxënësi si mjet përdor lapsin dhe fletët e veçanta, ku shkruan, kurse mjetet e provimit te njeriu janë trupi, koha, pasuria, dija dhe çdo gjë që i është dhënë nga energjia dhe fuqia e tij.

### Provimi i njeriut përbëhet nga pyetje të ndryshme, e ndër to:

- obligimet dhe farzet që duhet t'i kryejë;
- ndalesat dhe haramet, nga të cilat duhet të largohet;
- begatitë për të cilat duhet të jetë falënderues;
- sprovat dhe fatkeqësitë për të cilat duhet të bëjë durim.

Hadithi i Resulullahit s.a.v.s. na kujton begatitë për të cilat njeriu duhet të jetë falënderues, në mënyrë që të mos vijë koha e të mos pranohet pendimi. Nëse njeriu nuk është në gjendje t'i numërojë begatitë, atëherë edhe më vështirë e ka të jetë falënderues për to, edhe pse të falënderuarit e Allahut xh.sh. për këto dhunti është i domosdoshëm, për t'u arritur lumturia dhe kënaqësia e kësaj bote dhe botës së pastajme. Esenca e këtyre dhuntive është besimi në Allahun xh.sh. dhe gjithçka që vjen nga Ai. Gjithashtu dhunti është mendja, të dëgjuarit, të shikuarit, shëndeti, pasuria, fëmijët etj. Dhunti është edhe secila nga qelizat e trupit, pra



kemi shumë dhunti që nuk mund të numërohen. Prej dhuntive kryesore të Allahut për robërit e Tij janë dy:

1. Dhuntia e shëndetit, dhe;
2. Dhuntia e kohës së lirë.

Dhuntia e shëndetit përfshin trupin, të dëgjuarit, të shikuarit, zemrën, gjymtyrët. Në këto dhunti mbështetet çdo lëvizje e njeriut. Aty gjendet ekzistenca e tij, të cilat duhet t'i shfrytëzojë dhe jo t'i humbas, ashtu siç porositi i Dërguari i Allahut, kur e këshilloi umetin islam për vlerën e shëndetit dhe të kohës.

Ibën Abasi r.a. transmeton se Pejgamberi s.a.v.s., duke këshilluar një njeri, tha:"Shfrytëzoji pesë gjëra para se të të vijnë pesë të tjera: (shfrytëzoje) rininë tënde para se të të arrijë pleqëria; shëndetin tënd para se të të arrijë sëmundja; pasurinë tënde para se të të arrijë varfëria; kohën e lirë para se të bëhesh i zënë; jetën tënde para se të të arrijë vdekja."[2]

Ky hadith bën të qartë rëndësinë e shumë begative, por në veçanti atë të shëndetit dhe të kohës së lirë. Në këtë hadith kemi retorikë dhe elokuencë. Në fillim është dhënë ana e përgjithshme e hadithit, pastaj vjen detajimi i tij për secilin veç e veç. Ky hadith fillon duke përmendur forcën fizike, fuqinë mendore, shëndetin e mire, dhe përfundon duke përkujtuar ato që pasojnë pas tyre: plogështinë, dobësinë, rraskapitjen dhe përfundimin e botës materiale. Pra, nga kulmorja deri tek ajo më e ulëta. Shpeshherë njeriu këto begati nuk i ndien, edhe pse i shfrytëzon vazhdimisht për nevoja jetësore. Këtë mund ta ilustrojmë edhe me një shembull:

Njëherë një i varfër po i ankohej një dijetari për varfërinë që e kishte kapluar, duke thënë se Zoti nuk i kishte dhënë asnjë dhunti. Dijetari, pa hezituar fare, e pyet: "O njeri, a e shet të shikuarit tënd për njëqind mijë dërhemë?" I varfri tha: "Jo." – "A e shet të dëgjuarit tënd për njëqind mijë? A i shet këmbët e tua për njëqind mijë? Mendjen tënde, a e shet për njëqind mijë?" Ai thoshte: "Jo. Jo." Atëherë dijetari i tha: "Për çfarë varfërie po ankohesh, për sa kohë që posedon miliona e miliona dërhemë?!" Atëherë ky njeri i varfër kuptoi se dhuntitë jomateriale që ia kishte dhënë Zoti ishin më të mëdha se dhuntia materiale, dhe se dhuntitë e Zotit qenkan të shumta, të panumërueshme dhe të pakufizueshme.

### Dhuntitë janë sprovë, e jo privilegj dhe shpërblim

Dhuntitë e ndryshme, që janë dhuratë prej Krijuesit tonë, për nga ana formale dhe e jashtme mund të kuptohen si privilegj dhe shpërblim për njeriun. Ndërsa e vërteta e tyre është se ato nuk janë privilegj dhe shpërblim, por janë sprovim për njeriun, ngase njeriu këto dhunti i ka të përkohshme e jo të përjetshme. Çdo gjë që është e përkohshme, edhe efektin e ka të përkohshëm dhe nuk mund të llogaritet si privilegj e shpërblim, por vetëm sprovim. Andaj, a do të jetë i suksesshëm në to apo jo? Se dhuntitë janë sprovë e jo privilegj e shpërblim e tregon edhe ky ajet i Kuranit: "E njeriun, kur e sprovon Zoti i tij, e nderon dhe e begaton, ai thotë: Zoti im më ka nderuar! Por, kur për ta sprovuar ia pakëson furnizimin (e varfëron), ai thotë: Zoti im më ka nënçmuar!" Jo, assesi nuk është ashtu." (El Fexhër, 14-15)

Në përgjithësi, dhuntitë materiale në këtë botë janë të përkohshme dhe sprovim për njeriun. Se sa vlerë ka kjo botë materiale mund të shihet edhe në hadithin e Muhamedit a.s., i cili thotë: "Sikur të vlente kjo botë sa krahu i mushkonjës (sa mund të bartë krahu i saj), (Allahu) nuk do t'ia jepte jobesimtarit asnjë pikëz ujë."[3] Se kjo botë materiale është e përkohshme, e pavlerë dhe mashtruese, e dëshmon edhe ky ajet i Kuranit: "E sikur të mos ishte se njerëzit (do të lakmonin) të jenë të një feje (jobesimtarë), Ne atyre që nuk e besojnë Zotin do t'ua bënim pullazet e shtëpive të tyre nga argjendi,



mbi të cilat ata do të ngriheshin. Edhe dyert e shtëpive të tyre nga argjendi, edhe kolltukët mbi të cilët do të mbështeteshin. Edhe stoli-dekorime të ndryshme (ari) etj. E të gjitha këto nuk janë gjë tjetër pos kënaqësi e jetës së kësaj bote, kurse bota e ardhshme te Zoti është për besimtarët e ruajtur (të devotshëm)." (Ez Zuhruf, 33-35)

Këto ajete e tregojnë në mënyrë të qartë se pasuria e kësaj bote është e përkohshme, e meqenëse është e përkohshme, ajo nuk është gjë tjetër pos sprovim nga Krijuesi i gjithësisë. Pra, sikur të mos ishte lakmia për pasuri, mashtrimi dhe devijimi nga besimi i vërtetë duke lakmuar stolitë e kësaj bote, mundësitë e Zotit janë që jobesimtarët t'i bëjë të pasur pa masë, ngase përfundimi i kënaqësive të kësaj bote është i shpejtë. E ajo që peshon rëndë janë veprat për botën e pastajme. E, sikur pasuria e kësaj bote të ishte privilegj e shpërblim, atëherë pejgamberët do të ishin njerëzit më të pasur, kurse jobesimtarët nuk do të zotëronin asgjë nga kjo jetë. Ajo që njeriun e bën të privilegjuar tek Allahu nuk është as pozita e as pasuria, por është besimi dhe vepra e mirë. Në kontekst me këtë Allahu xh.sh. thotë: "S'ka dyshim se më i privilegjuari prej jush tek Allahu është ai që ka më tepër devotshmëri." (El Huxhuratë, 13)

Shembulli i dhuntive është sikurse shembulli i arsimtarit, i cili i jep secilit nxënës nga një libër. Disa libra janë më të mëdhenj, disa të mesëm e disa të vegjël. Ata që morën librat e mëdhenj u gëzuan, ndërsa ata që morën librat e vegjël u zemëruan. E pasi përfundoi dhënia e librave për secilin nxënës, arsimtari u tha: "Secili prej jush do t'i nënshtrohet provimit në bazë të librit që i është dhënë." Atëherë ata që kishin marrë libra të vegjël u gëzuan, ndërsa ata që morën libra të mëdhenj u zemëruan dhe thanë: "Ah sikur edhe neve të na ishin dhënë libra të vegjël." Kështu do të ndodhë edhe me gjendjen e dhuntive të kësaj bote.

### Koha si dhunti e pakompensueshme

Hadithi bazë menjëherë pas shëndetit vë në pah kohën e lirë, si dhunti themelore për shfrytëzimin e jetës dhe ndërtimin e barazimin e kësaj bote me botën tjetër. S'ka dyshim se edhe koha është begati e dhuruar nga Krijuesi i gjithësisë. Pjesë e kohës është edhe nata edhe dita, të cilat Allahu i ka krijuar që të jenë në funksion, shërbim dhe lehtësim të jetës së njeriut. Jeta do të ishte shumë e mundimshme për njeriun sikur të ishte krejt koha ditë ose natë. Në kontekst me këtë, Allahu xh.sh. thotë: "(Allahu) për ju nënshtroi Diellin dhe Hënën, që në mënyrë të zakonshme udhëtojnë vazhdimisht. Për ju përshtati edhe natën e ditën. Dhe Ai jua dha gjithë atë që kërkuat (që kërkoi nevoja e juaj), edhe në qoftë se përpiqeni t'i numëroni të mirat e Allahut, nuk do të mund të arrini t'i përkufizoni (në numër). Vërtet njeriu është i padrejtë dhe shumë përbuzës." (Ibrahim: 33-34)

Imam Fahrudin Err-Rraziu, në komentimin e kaptinës El-Asr – Koha, thotë: "Vërtet Allahu xh.sh. në fillim të kësaj kaptine është betuar në kohën, ngase në të ndodhin çudira. Në të ndodh gëzimi, hidhërimi, shëndeti, sëmundja, pasuria, varfëria. Aty gjendet jeta, që është më e shtrenjtë se çdo gjë... Pra koha, në mënyrë globale është shtylla e të gjitha dhuntive ... Pastaj Allahu xh.sh. na e tërhoqi vërejtjen se nata dhe dita janë një rast që njeriu po e përbuz dhe humb. Për këtë sinjalizon edhe ky ajet: "Ai është që bëri natën e ditën zëvendësuese të njëra-tjetrës, për atë që dëshiron të mendojë apo të falënderojë." (Furkan, 62). Allahu xh.sh. u betua në kohën se ajo është më e lartë dhe më e vlefshme se vendi. Mandej koha është dhunti pa vërejtje, ndërsa humbës dhe me vërejtje është njeriu."[4]

S'ka dyshim se jeta është pasuria kryesore, e për këtë njeriu mban përgjegjësi dhe do të pyetet. Do të pyetet se si e programoi, si e kaloi dhe ku e harxhoi. Në kontekst me këtë Pejgamberi a.s. thotë:"Këmbët e njeriut në Ditën e Kiametit nuk do të bëjnë hap pa u pyetur për katër gjëra:
- për jetën e tij, ku e harxhoi;
- për rininë, ku e kaloi;
- për pasurinë, si e fitoi dhe si e shpenzoi, dhe;
- për diturinë, se çka ka praktikuar prej saj."[5]

Islami kohën e ka çmuar lart, si në urdhrat ashtu edhe në ndalesat e tij. Me urtësi shumë të lartë ka luftuar pakujdesinë, papërgjegjësinë, e në veçanti ata që kohën e kalojnë kot, duke qenë të pavetëdijshëm se si po luajnë me të. Humbjen e kohës e ka konsideruar shkatërrim për individin dhe për shoqërinë në tërësi. Këtë më së miri e përshkruan ky hadith: Fatimja, bija e



Pejgamberit s.a.v.s., tregon se një mëngjes, përderisa ishte në gjumë dhe e shtrirë, erdhi Pejgamberi s.a.v.s. dhe e zgjoi me këmbën e tij, e pastaj tha: "O bija ime, zgjohu dhe dëshmoje riskun (furnizimin) e Zotit tënd, dhe mos u bëj prej atyre që janë të pakujdesshëm (ndaj kohës). Se vërtet Allahu riskun (furnizimin) e njeriut e ndan në mes agimit dhe lindjes së diellit."[6]

Nga ky hadith shihet qartë se çfarë rëndësie ka koha, sidomos ajo e mëngjesit (falja e namazit dhe kërkimi i riskut). Përmes këtyre qëndrimeve Pejgamberi a.s. na e tërhoqi vërejtjen që të mos i humbim këto dy dhunti që shumica e njerëzve nuk po i shfrytëzojnë, po i bëjnë mizori vetes, po e nënçmojnë pozitën e tyre nga pakujdesia dhe mosvlerësimi i tyre. Njerëzit nuk janë falënderues, nuk përfitojnë e nuk i përmbushin normat jetësore të punës duke mësuar nga lëshimet e së kaluarës për të plotësuar të ardhmen. Ata kanë ngecje të mëdha në kryerjen e obligimeve dhe arritjen e mirësive. Pak njerëz shpejtojnë drejt veprave të mira që mbeten edhe pas vdekjes, nuk e kuptojnë se së shpejti vjen moment, e nuk vlen as pendimi por mbetet zhgënjimi. Të paktë janë njerëzit syçelë, largpamës dhe që llogaritin veten, që e ndiejnë përcjelljen e Allahut xh.sh. Këta njerëz largpamës i çmojnë vlerat e dhuntive duke përfituar prej tyre, duke bërë vepra të mira që meritojnë shpërblimin e Zotit xh.sh.

### Shembulli i atyre që e shfrytëzuan kohën

Historia jo rrallë flet edhe për njerëz që e njohën vlerën e kohës, e shfrytëzuan atë dhe përfituan nga ajo. Këta njerëz për moto kishin këtë fjalë:"Dituria kërkohet prej djepit deri në varr."

Ndër ta kanë qenë edhe Ebu Hanifja dhe nxënësit e tij. Vlen të përmendet më kryesori i nxënësve të tij, që ishte Ebu Jusufi. Kur ai ishte shumë i sëmurë, në momentet e fundit të jetës së tij, kishte ardhur për vizitë nxënësi i tij El-Kadi Ibrahim bin El-Xherah. Ibrahimi tha: "Ebu Jusufi ishte shumë i sëmurë. Shkova për ta vizituar e ai ishte në gjendje mjaft kritike. Ishte në agoni, dukej si i alivanosur. Kur i çelte sytë, më thoshte mua: "O Ibrahim, çfarë mendon për këtë çështje të jurisprudences ..." E unë, duke pasur parasysh gjendjen e tij, i përgjigjesha se edhe kjo ka zgjidhje ... Pastaj më tha: "O Ibrahim, çfarë mendon, cila ka përparësi, gjuajtja e gurëve (në haxh) në këmbë apo hipur?" Unë i thashë: "Përparësi ka gjuajtja e gurëve hipur." Ai tha: "Ke gabuar." Unë i thashë: "Pra, në këmbë." Ai tha: "Ke gabuar." - "Pra, më thuaj ti!" Ai më tha: "Nëse ke për qëllim të bësh lutje, atëherë përparësi ka gjuajta e gurëve në këmbë. E nëse nuk ndalesh për lutje, përparësi ka gjuajtja e gurëve hipur. Pastaj u largova nga ai, dhe ende pa arritur te dera e shtëpisë dëgjova një të qarë, nga e cila kuptova se Ebu Jusufi kishte ndërruar jetë."[7]

Shembull tjetër kemi edhe Ibën Xherir Et-Taberiun, i cili qëndron në krye të hadithologëve, mufesirinjve dhe historianëve. Ai konsiderohet shembull në përfitimin nga koha. Shkrimet e tij në fushat e fesë dhe shoqërisë janë aq shumë, saqë nëse numërohen ditët e jetës së tij dhe ndahen fletët e shkrimit prej pjekurisë e deri në fund të jetës, që ishin tetëdhjetë e gjashtë vjet, mund të përfundojmë se ai çdo ditë ka shkruar nga katërmbëdhjetë fletë.

Tregohet një rast, kur para vdekjes së tij i kishte ardhur për vizitë një mik i tij, Xhafer bin Muhamed, i cili pasi qe ulur ia kujtoi një lutje Taberiut. Ky i fundit menjëherë e kërkoi ngjyrën dhe fletoren e tij, dhe e shkroi atë lutje. Atij iu tha: "Edhe në këto çaste po shkruan?! Taberiu tha: "Njeriu nuk duhet lënë shkrimin deri në vdekje."[8]

Po të këtij rangu, që shfrytëzuan çdo minutë të jetës së tyre në kërkim ose shpjegim të diturisë, ishin edhe këta dijetarë: El Gazaliu, Ibën Sina, Ibën Haxheri, Neveviu, Ibën Xhevzij, Es-Sujutij, Ibën Tejmije, Ibën El-Kajjim, El-Menavi, Alij El-Kariju, Abdul Ganij En-Nabulusij etj., të cilët kanë shkruar mbi njëqind e pesëdhjetë tituj librash.

Nga kjo që u përshkrua mund të themi se do të ishte mençuri e madhe sikur njeriu ta ruante kohën për përfitim, dobi dhe sistematizim. Pra, njeriu nuk duhet të jetë jashtë këtyre roleve: kërkues i diturisë, mësues, shkrues, lexues, dëgjues, testues, vëzhgues ose adhurues. Ai nuk duhet t'i bëjë padrejtësi vetes së tij, duke vrarë kohën kot, orët, momentet e jetës, e në fund të mbetet humbës për të tjerët dhe i humbur për vetveten. *(Vijon)*



Mr. Ejup Haziri

# Leximi i Fatihasë

**Hyrje**

Në këtë punim do ta trajtojmë temën e kaptinës së Fatihasë nga aspekti juridik, si dhe leximin e ndonjë pjese të Kuranit që kërkohet t'i shoqërohet Fatihasë. Çfarë dispozite ka Fatihaja në namaz? A vlen namazi pa Fatihanë? Leximi i saj a bëhet në secilin rekat? Këto dhe çështje tjera të kësaj natyre do të jenë objekt elaborimi në këtë punim.

## Leximi i Fatihasë është obligim (vaxhib)

Leximi i Fatihasë te shumica e dijetarëve konsiderohet obligim i domosdoshëm dhe pa të namazi është i pavlefshëm, sepse Fatihaja, sipas tyre, konsiderohet si kusht i namazit - *shart*. Të këtij mendimi janë shkollat juridike, me përjashtim të shkollës hanefite. Juristët e shkollës hanefite dhe hadithologu i madh Sufjan Thevriu janë të mendimit se leximi i Fatihasë është obligim - *vaxhib*,[1] mirëpo ajo nuk është kusht i vlefshmërisë së plotë të namazit, dhe si rrjedhojë namazi pa të është i plotfuqishëm, në rast se lexohet diçka nga Kurani, ndonëse lënia e Fatihasë qëllimshëm konsiderohet si gabim, dhe atë gabim e përmirëson sexhdeja që bëhet me rastin e harrimit.[2]

Ndonëse në shikim të parë ndokujt mund t'i duket i çuditshëm opinioni i hanefinjve, sidomos atyre që nuk janë të thelluar në shkencën e Fikhut, realiteti është se opinioni i hanefinjve është shumë i fuqishëm dhe mjaft argumentues, megjithëse për shkak të hapësirës nuk do të mund t'i paraqesim tërë argumentet e hanefinjve dhe analizën e tyre në këtë kontekst. Mirëpo, do të mjaftohemi me copëza margaritari të elaboruar nga kolosët e shkollës në fjalë.

## Argumentet e hanefinjve

Te hanefinjtë pjesë përbërese - rukn, konsiderohet leximi i një pjese nga Kurani, pa specifikuar se a është Fatihaja apo ndonjë kaptinë tjetër. E rëndësishme është që në namaz të lexohet Kuran, me theks të veçantë në dy rekatet e para, duke u bazuar në ajetin kuranor: "... pra falnu duke lexuar Kuran sa t'ju vijë më lehtë nga namazi ..." (El Muzzemil, 20) Praktikisht ajeti nënkupton obligueshmërinë e pjesës më të lehtë nga Kurani, dhe nuk e nënkupton Fatihanë, siç mendojnë shafiinjtë, sepse ky ajet ka zbritur në Meke, e Fatihaja në Medine. Andaj, si lejohet të themi se ajeti e nënkupton Fatihanë?![3]

Argument tjetër është hadithi i transmetuar nga Ebu Hurejre, që flet për keqfalësin e namazit: "Na ka treguar Musededi, i cili ka thënë: Më ka informuar Jahja bin Seid, nga Ubejdilahi, i cili thotë: "Na ka treguar Seid El-Makburij, nga babai i tij, e ky nga Ebu Hurejre, se i Dërguari i Allahut - salallahu alejhi ve selem - hyri në xhami. Pastaj hyri një njeri u fal dhe erdhi dhe e përshëndeti të Dërguarin e Allahut. I Dërguari ia ktheu selamin dhe i tha: "Kthehu dhe falu përsëri, sepse ti nuk je falur (siç duhet)!" Ai u fal dhe erdhi tek i Dërguari i Allahut, të cilin e përshëndeti me selam. I Dërguari i Allahut i tha përsëri: "Kthehu dhe falu përsëri, sepse ti nuk je falur (siç duhet)!" Kështu i tha tri herë, ndërsa ai ia ktheu: "Pasha Atë që ty të dërgoi, vërtet nuk di përveç asaj mënyrë (që u fala), prandaj më mëso!" I Dërguari i Allahut i tha: "Kur të hysh për namaz, shqiptoje tekbirin, pastaj lexo diç nga Kurani, që të vjen më lehtë...!"[4]

Kuduriu, rreth kësaj çështjeje dhe këtij argumenti, shprehet: "Ky hadith është sqarim, e po të ishte Fatihaja obligim i domosdoshëm në namaz sigurisht se do ta përmendte (i Dërguari i Allahut) atë."[5]

Zejleiu në këtë kontekst thotë: "Ky hadith është në rolin e sqarimit të obligimeve të domosdoshme, e po të ishte Fatihaja obligim i domosdoshëm atëherë sigurisht se do ta përmendte atë, ngase ky njeri thuajse nuk dinte asgjë dhe ishte shumë i nevojshëm për t'i kuptuar gjërat, e përderisa atij nuk iu përcaktua leximi, atëherë u bë e ditur se Fatihaja nuk është farz."[6]

Në një hadith tjetër, të transmetuar po ashtu nga Ebu Hurejre, që është në koleksionin e Ebu Davudit, thuhet: "Na ka treguar Ibrahim bin Musa Err-Rrazi, na ka treguar Isa nga Xhafer bin Mejmun El-Basrij, na ka



treguar Ebu Othman En-Nehdij nga Ebu Hurejre, i cili thotë: "Më tha i Dërguari i Allahut: "Dil dhe thirr në Medine: "Nuk ka namaz pa lexim (të Kuranit), qoftë edhe me leximin e Fatihasë, apo më tepër se aq."[7] Edhe këtu nuk është specifikuar leximi. Ndonëse në transmetimet tjera që janë përcjellë nga Ebu Hurejre përmendet Fatihaja, megjithatë transmetimet janë hadithe *ahade*[8], dhe përmes tyre nënkuptohet se namazi nuk është i plotë, mirëpo i plotfuqishëm. Hadithi në vijim, që tregon për leximin e Fatihasë në namaz, e tregon më së miri se pa të namazi mund të jetë juridikisht i plotfuqishëm e praktikisht jo i plotë: "Na ka treguar El-Ka'nebij nga Maliku, ky nga Ala bin Abdurrahmani, i cili e kishte dëgjuar Ebu-s Saibin të ketë thënë: "E kam dëgjuar Ebu Hurejren të ketë thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut: "Kush fal ndonjë namaz dhe nuk lexon Fatihanë, namazi është jo i plotë, jo i plotë, jo i plotë."[9]

Kolosi maliki, Ibën AbdulBerri, për hadithin në fjalë dhe çështjen e Fatihasë thotë: "Nga hadithi i Ebu Hurejres obligohet leximi i Fatihasë në çdo namaz, e namazi që në të nuk lexohet Fatihaja është jo i plotë."[10] Praktikisht namazi është i vlefshëm dhe hadithi nuk sinjalizon se namazi është i pavlefshëm, ngase fjala "hidaxhun" sinjalizon se namazi është i vlefshëm, ndonëse jo i plotë. Këtë e potencon edhe kolosi i hadithit Zejleiu, i cili thotë: "Nuk ka sinjalizim nga hadithi për moslejimin (mospranimin) e namazit pa të (Fatihanë), mirëpo namazi pa të është i mangët dhe ne (hanefinjtë) themi ashtu."[11]

Këtë qëndrim e ka edhe eruditi nga shkolla shafiite, Neveviu, i cili në këtë kontekst shprehet: "... hadithet në këtë aspekt namazin pa leximin e Fatihasë e kanë bërë jo të plotë, por jo të pavlefshëm..."[12]

Gjithashtu edhe tekstet tjera nga, Suneti që kanë të bëjnë me tematikën e Fatihasë në namaz, janë të njëjta, dhe përmes tyre nuk nënkuptohet se namazi pa Fatihanë është i pavlefshëm, por i mangët, si hadithi i transmetuar nga Ebu Hurejre që e cituam më lart, apo nga Ebu Seid El-Hudriu, Aisheja, Ebu Katade, Abdullah bin Amri, si dhe hadithi që përcillet nga Ubade bin Samiti, ku decidivisht thuhet: "Na ka treguar Ali bin Abdullah, që thotë: "Na ka treguar Sufjani dhe thotë: "Na ka treguar Zuhriu nga Mahmud bin Rrebi', e ky nga Ubadeh bin Samit, se i Dërguari i Allahut kishte thënë: "Nuk ka namaz për atë që nuk e lexon Fatihanë."[13]

Ndonëse sipërfaqësisht mund të kuptohet se nuk ka namaz pa Fatihanë, megjithatë ato tekste nuk e nënkuptojnë se namazi pa të është i pavlefshëm. Përkundrazi e nënkuptojnë se namazi pa të praktikisht është i mangët, por juridikisht i vlefshëm. Kështu mendojnë edhe shpjeguesit dhe komentatorët e mëdhenj të librave të hadithit.[14] Shembuj të këtillë të hadithеve ka shumë, e sa për ilustrim do marrim disa prej tyre: "Na ka treguar Suvejd bin Nasër, i cili thotë: "Na ka treguar Abdullah bin El-Mubarek nga Shubeh, ky nga Katadeh, e ky nga Enesi, i cili transmeton nga i Dërguari i Allahut duke thënë: "Nuk ka besuar (me besim të plotë) askush derisa për vëllaun e vet të mos e dojë atë që e do për vete."[15]

Ndonëse ka ardhur shprehja "nuk ka besuar askush", dhe sipërfaqësisht mund të (keq)kuptohet se nëse

nuk ua do të tjerëve ato që i do për vete atëherë nuk je besimtar, megjithatë hadithi nuk e nënkupton këtë, por hadithi nënkupton se ai që nuk ia do të tjerëve ato që ia do vetvetes është besimtar, por besimin nuk e ka të plotë. Ky dhe hadithet tjera të kësaj natyre janë sikur hadithet e Fatihasë në namaz, ku në mënyrë sipërfaqësore mund të kuptohet se ai që e lexon atë nuk ka namaz, ndërsa nga ana përmbajtësore ato nënkuptojnë se namazi është i mangët pa të, por edhe i vlefshëm.

Apo edhe hadithi: "Ai që vjen prej jush (në xhami) ditën e xhuma, le të pastrohet!" Ndonëse tekstualisht mund të kuptohet se pastrimi në ditën e xhuma është obligim i domosdoshëm duke u bazuar në këtë hadith, dijetarët eminentë janë të mendimit se hadithi nuk e nënkupton obligueshmërinë, por se pastrimi në ditën e xhuma është sunet. Gjithashtu edhe hadithi: "Nuk ka namaz për fqinjin e xhamisë, veçse në xhami." Mirëpo dijetarët janë të mendimit se hadithi nuk e nënkupton obligueshmërinë e patjetërsueshme të namazit në xhami, përkundrazi edhe namazi i falur në shtëpi është i pranuar, dhe për këtë ka edhe konsensus (ixhma) të dijetarëve. (Shih: Ibën Betal, Sherh Sahihu-l Buhari, v. II, f. 369!).

Këtu nuk duhet kuptuar se hanefinjtë janë kundër leximit të Fatihasë, përkundrazi të gjithë, pa përjashtim, janë të mendimit se duhet dhe është më mirë dhe më e vlefshme të lexohet Fatihaja, sepse lënia e saj nënkupton se namazi ka mbetur jo i plotë, duke u bazuar në hadithet që e trajtojnë lënien e leximit të Fatihasë.[16] Mirëpo problematika këtu ka të bëjë se a është patjetër të lexohet Fatihaja, apo bën edhe pa leximin e saj, e në vend të saj të bëhet leximi i ndonjë pjese nga Kurani. Hanefinjtë i kanë bërë analiza të thella haditheve, ku në një pjesë të madhe të haditheve ku përshkruhen gjërat kryesore të namazit përmendet leximi i një pjese nga Kurani që është më i lehtë. Në këtë kontekst ka përputhje të plotë mes haditheve dhe ajetit: "... pra faluni duke lexuar Kuran sa t'ju vijë më lehtë nga namazi ..." (El Muzzemil, 20)

Pastaj hadithet e transmetuara në këtë kontekst, disa prej tyre, janë të llojit ahad, që e komplikojnë edhe më tutje çështjen, dhe se argumentet nga Suneti konsiderohen si argumente jo të prera dhe jo të sigurta në çështjen e vendimeve dhe dispozitave. Ibën Nuxhejmi, kur e trajton këtë pikë, analizon tekstet ku leximi i Kuranit është i përgjithshëm - mutllak dhe teksti i tij është i prerë - *kat'i*, ndaj edhe përputhet me tekstin e Sunetit, dhe se nuk lejohet (si në këtë rast) që të kufizohet - tukajjid teksti i Kuranit që është i prerë në bazë të transmetimeve nga Suneti. Gjithashtu kufizimi i tekstit



të përgjithshëm nga Kurani me tekstin ahad është problematikë në vete, pra se a mund të shfuqizohet me tekstet ahad. Është vërtetuar se ai (Pejgamberi a.s.) e ka praktikuar leximin e Fatihasë në namaz, mirëpo nuk ka ndonjë argument të prerë që tregon se Fatihaja është përcaktuar si obligim i domosdoshëm (farz). Praktika e saj, pa ndërprerje, nënkupton obligueshmërinë (vaxhib), andaj namazi nuk konsiderohet i pavlefshëm me lënien e saj, qoftë me qëllim apo nga harresa, mirëpo obligohet sexhdeja e harresës për ta plotësuar mangësinë.[17]

### Leximi i Fatihasë obligim në dy rekatet e para

Më lart kam përmendur se leximi i Fatihasë në shkollën juridike hanefite është obligim (vaxhib), mirëpo ky obligim është vetëm në dy rekatet e para të namazit, e në dy rekatet tjera (kur namazi është katër rekatësh), leximi i Fatihasë nuk është i obligueshëm, por është sunet leximi i tillë apo edhe i preferuar. Me fjalë të tjera, namazi konsiderohet i plotfuqishëm nëse në dy rekatet e para lexohet Fatihaja dhe një pjesë nga Kurani, e në dy rekatet tjera edhe nëse nuk lexohet asgjë, nuk ka ndonjë mangësi, ndonëse është e preferuar që edhe në ato rekate të lexohet Fatihaja ose ndonjë madhërim. Nuk ka dyshim se leximi i Fatihasë në rekatin e tretë dhe të katërtin në namazet farz është më i vlefshëm dhe më i qëlluar dhe se ai nuk duhet të shoqërohet me ndonjë lexim të ndonjë kaptinë ose të ndonjë ajeti. Por, shtrohet pyetja se, në rast të lënies së Fatihasë në rekatin e tretë dhe të katërt, a

nevojitet sehvi sexhdeja apo nuk ka nevojë për të? Për këtë çështje na vijnë dy opinione nga Ebu Hanife: i pari përcillet nga Haseni, i cili transmeton fjalët e Ebu Hanifes, ku ky i fundit kishte konstatuar se është më e qëlluar të lexohet Fatihaja në ato dy rekate, e lënia e saj qëllimshëm konsiderohet si mëkat, përderisa nëse bëhet nga harresa, mjafton sexhdeja në fund të namazit me rastin e harresës; ndërsa i dyti transmetohet nga nxënësi tjetër, Ebu Jusufi, ku parashihet që namazfalësi ka të drejtë të përzgjedhë në ato rekate mes leximit të Fatihasë, madhërimit të Zotit dhe heshtjes, e në rast të lënies së Fatihasë pa qëllim, nuk obligohet sexhdeja me rastin e harresës. Opinionin e fundit autori i librit voluminoz "El-Mebsut" e konsideron si më të qëlluar dhe më të saktë.[18]

Kuduriu është i mendimit se obligim është të lexohet në dy rekate, pa specifikuar se në cilat. Madje, sipas tij, nëse nuk lexohet në dy të parat, leximin e plotëson me dy të fundit. Ibën Humami dhe Hasen El-Basriu janë të mendimit se obligim i domosdoshëm (farz) është leximi në një rekat,[19] përderisa Maliku është i mendimit se obligohet të lexohet në tre rekate, e Shafiu ka mendim krejt tjetër nga të tjerët. Ai mendon se leximi duhet bërë në secilin rekat të namazit.

Hanefinjtë, kur mendojnë se leximi i Fatihasë në dy rekatet e fundit të namazit farz nuk është i domosdoshëm, qëndrimin e tyre e bazojnë në shumë argumente, si në opinionit e Aliut dhe Abdullah bin Mesudit, të cilët kishin thënë: "Lexo në dy rekatet e para dhe madhëroje (Zotin) në dy rekatet e fundit!"[20]

Përderisa në dy rekatet e para leximi i Fatihasë dhe një kaptine apo disa ajete është obligim sipas hanefinjve, në dy rekatet e fundit (për namazet katërrekatesh) leximi i Fatihasë është sunet apo edhe i preferuar. Por, në këto dy rekate nuk bën t'i bashkangjitet asgjë Fatihasë, ngase në rast të leximit të ndonjë ajeti apo kaptineje kjo konsiderohej si e papëlqyer (mekruh tenzihen). Ibën Nuxhejmi në "Bahru-rr Rraik" thotë: "Fatihaja është obligim (vaxhib) në dy rekatet e para të namazit farz, në të gjitha rekatet e namazit vullnetar (nafile), në namazin e Vitrit dhe në namazin e bajrameve. Ndërsa, sa i përket dy rekateve të fundit të namazit farz, leximi i Fatihasë është sunet."[21] Mirëpo praktika e hanefinjve përgjatë gjithë historisë ka vepruar me leximin e Fatihasë edhe në dy rekatet e fundit të namazeve farz, duke aplikuar një sunet të namazit.

Ibën Abidini në "Hashijen" e tij thotë: "Nëse ia bashkangjit një kaptinë Fatihasë në rekatin e tretë dhe të katërt, atëherë kjo padyshim që është veprim i papëlqyer, ngase është në kundërshtim me sunetin. Bashkangjitja e një kaptine me Fatihanë (në rekatin e tretë dhe të katërt) nga harresa e obligon sexhden e harresës - sexhdetus sehv sipas Ebu Jusufit, ndonëse sipas transmetimeve tjera më të qëlluara nuk e obligon sexhden e harresës.[22]

Kur jemi te kjo çështje, duhet potencuar se qoftë në dy rekatet e para apo në dy të fundit, leximi i Fatihasë apo edhe i kaptinës përcjellëse duhet bërë nga imami, e jo nga xhemati, kuptohet nëse namazi falet kolektivisht. Në këtë kontekst Zejleiu në "Tebjinu-l Hakaik" shprehet: "Ai që falet pas imamit (me xhemat) nuk lexon, pa marrë parasysh nëse imami lexon (në namazet) me zë apo pa zë (në namazet pa zë)..., heshtja në këtë rast është obligim i domosdoshëm me tekst - fardun bin nass, duke u bazuar në ajetin kuranor[23]: El Araf, 204.

(1) Kasani, Bedaiu-s Sanaiu, v. I, f. 111. (2) Serhasiu, El-Mebsut, v. I, f. 22. (3) Ebu-l Husejn El-Kuduri, et-Texhrid (el- mevsuatu-l fikhijetu-l mukarenetu), v. I, f. 486. (4) Buhariu në Sahih, nr. 751; Muslimi në Sahih, nr. 602. Hadithi është autentik dhe transmetohet edhe përmes rrugëve tjera. (5) Ebu-l Husejn El-Kuduri, Et-Texhrid (el- mevsuatu-l fikhijetu-l mukarenetu), v. I, f. 486. (6) Zejleiu, Tebjinu-l Hakaik, v. I, f. 275. (7) Ebu Davudi në Sunen, nr. 819. Xhafer bIn Mejmun El-Basrij nuk llogaritet i fortë në hadith. Transmeton edhe Buhariu në EL-Kiraetu halfe-l imam, nr. 70. (8) Hadithet e tilla që njihen si ahade-të vetmuara, sipas hanefinjve janë të pranuar, por me kushte të caktuara. (9) Ebu Davudi në Sunen, nr. 821; Tirmidhiu në Sunen, nr. 2953. Hadithi me përmbajtje të njëjtë përcillet edhe nga Aisheja, që kishte thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut të ketë thënë: "Çdo namaz që në të nuk lexohet Fatihaja është jo i plotë." Ibën Maxheh, në Sunen, nr. 840. Albani thotë se hadithi është autentik. (10) Ibën AbdulBerr, El-Istidhkar, v. II, f. 167. (11) Zejleiu, Tebjinu-l Hakaik, v. I, f. 275. (12) Nevevi, Mearifu-s Suneti, v. II, f. 392. (13) Buhariu në Sahih, nr. 756; Muslim në Sahih, nr. 34 (394); Ebu Davudi në Sunen, nr. 822; Tirmidhiu në Sunen, nr. 247 dhe të tjerët. (14) Shih Sahihu-l Buhari me recenzurë nga Muhamed Zuhejr bin Nasër En-Nasir, me koment e shpjegim të Mustafa El-Bega. Bot. I-rë, Dar tavku-n Nexhat, 1422, v. I, f. 151; Ibën Betal, Sherh Sahihu-l Buhari, me recenzurë nga Ebu Temim Jasir bin Ibrahim, bot. II-të, Mektebetu-rr Rrushd, Rijad-Arabia Saudite, 1423-2003, v. II, f. 369; Neveviu, el-Minhaxhu sherhu Sahihi Muslim, bot. II-të, dar ihjau-t turath el-arebij, Bejrut-Liban, 1392, v. IV, f. 101. Ibën Haxher, Fet'hu-l Bari Sherh Sahihi-l Buhari, Daru-l Marifeh, Bejrut-Liban, 1379, v. II, f. 241; Bedrudin El-Ajni, Umdetu-l Kari' Sherh Sahihi-l Buhari, dar ihjau-t turath el-arebij, Bejrut-Liban, pa vit botimi, v. VI, f. 14 (15) Tirmidhiu në Sunen, nr. 2515, dhe thotë se hadithi është autentik. Edhe Albani hadithin në fjalë e vlerëson autentik. Buhariu në Sahih, nr. 13, Muslimi në Sahih, nr. 71, Ibën Maxheh në Sunen, nr. 66. (16) Ebu-l Husejn El-Kuduri, Et-Texhrid (el-mevsuatu-l fikhijetu-l mukarenetu), v. I, f. 489-490. (17) Ibën Nuxhejm, El-Bahru-rr Rraik Sherh Kenzu-d Dekaik, bot. II-të, daru-l kitab el-Islamij, pa vit dhe vend botimi, v. I, f. 312. (18) Serhasiu, El-Mebsut, v. I, f. 22. (19) Ibën Humam, Fet'hu-l Kadir, v. I, f. 469. (20) Ibën ebi Shejbeh në Musannef, v. I, f. 327. (21) Ibën Nuxhejm, El-Bahru-rr Rraik Sherh Kenzu-d Dekaik, bot. II-të, daru-l kitab el-Islamij, pa vit dhe vend botimi, v. I, f. 312. (22) Ibën Abidin, Reddu-l Muhtar ale-d Durri-l Muhtar, bot. II-të, daru-l fikr, Bejrut-Liban, 1412-1992, v. I, f. 459. (23) Ibën Nuxhejm, El-Bahru-rr Rraik Sherh Kenzu-d Dekaik, v. I, f. 131-132.



Mr. Qemajl Morina

# Masakra e Sharli Hebdos – një vit pas ndodhisë

Para një viti ndodhi masakra në selinë e revistës Sharli Hebdo në Francë. Menjëherë pas saj ndodhi masakra në supermarketin çifut. Kundër kësaj liderët francezë organizuan një protestë masive, në të cilën morën pjesë një numër i konsideruar i liderëve botërorë. Natyrisht se ngjarjet shkaktuan goditje të rëndë në mesin e francezëve, megjithatë ata nuk iu dorëzuan tmerrit që përpiqej ta përhapte terrorizmin në zemat e tyre.

Terroristët ishin francezë që nuk ishin të ardhur nga jashtë. Organizatorët e demonstratave e konsideruan se qëllimi i veprave terroriste ishte që të cenohej autoriteti i vetë Francës, dhe atë çka simbolizon ajo nga liria e të menduarit. Slogani kryesor i demonstratave të mëdha të mbajtura me 11 janar të vitit 2015 ka qenë mbështetja në lirinë e të shprehurit. Ndërkohë që republika franceze, në revolucionin e saj të parë, me rastin e shpalljes së Republikës së pari, ka pasur sloganin e saj: "liri, vëllazëri dhe barazi", mirëpo demonstratat e fundit u mbështeten vetëm në vlerën e lirisë, duke anashkaluar çështjen e barazisë.

Dhe ishte goditja e dytë në muajin nëntor, në stadiumin futbollistik dhe në koncertin muzikor, kurse numri i viktimave ishte disa herë më i madh sesa ai i Sharli Hebdosë. Me këtë rast kryetari i Francës, François Hollande deklaroi duke kërcënuar para parlamentit se çdokujt që i vërtetohet pjesëmarrja në veprime terroriste, duke marrë pjesë personalisht apo duke nxitur e përgatitur, apo duke përkrahur financiarisht, atij do t'i merret nënshtetësia franceze. Dhe në kulmin e këtij hidhërimi gjithëpopullor nga terrorizmi ky propozim hasi në përkrahje gjithëpopullore.

Dhe sot, pasi që kanë kaluar tre muaj nga këto veprimet terroriste, janë ngritur disa zëra kundër këtyre propozimeve për marrjen e nënshtetësisë. Në të njëjtën kohë u paraqitën vështirësi ligjore dhe shoqërore:

**E para** - është veprim jo efektiv sepse marrja e nënshtetësisë duhet të vijë pasi personi në fjalë ta ketë kryer dënimin e burgut;

**E dyta** - ky veprim nuk paraqet pengesë, sepse personi që dëshiron të ndërrmarë një veprim terrorist për të nuk paraqet kurrfarë problemi marrja e nënshtetësisë, dhe;

**E treta** - cili do të jetë fati i atij njeriu që do t'i merret nënshtetësia, dhe ku do të shkojë ai? Sidomos, kjo bëhet shqetësuese kur dihet se ligji ndëkombëtar dhe të drejtat e njeriut e ndalojnë që njeriu të mos mbetet pa atdhe. Dhe, në këtë pikë, qeveria dëshiroi ta ndryshojë propozimin, që kjo të vlejë vetëm për ata terroristë që kanë nënshtetësi të dyfishtë, dhe se ky ligj do të vlejë vetëm për francezët me origjinë të huaj.

### Problemet me nënshtetësi

Mirëpo, shtetet e tjera refuzojnë pranimin e këtyre terroristëve në tokën e tyre; në veçanti shumica e këtyre shteteve bijve të lindur të këtyre vendeve jashtë u japin nënshtetësinë në mënyrë automatike, edhe pse ata nuk kanë shkelur tokën e atij vendi asnjëherë. Prandaj, shtrohet pyetja se: atij që i merret nënshtetësia, si do të veprohet me fëmijët e tij nëse ata janë në moshën shkollore?!

Ekzistojnë edhe disa njerëz që paraqesin rrezik për mundësinë e keqpërdorimit politik të këtij veprimi, duke ua myllur gojën opozitës apo çdo qeverie të ardhshme. A nuk veproi në këtë mënyrë gjenerali Bitan, guvernator i Francës, i cili i ishte nënshtruar ushtrive të Hitlerit, që ia kishte marrë nënshtetësinë gjeneral De Golit, e i cili e kishte nisur rezistencën nga Londra? Duke u mbështetur në të gjitha këto kundërshtime, presidenti dhe qeveria ende vazhdojnë ta mbështesin ndryshimin e kushtetutës për vendosjen e amandmentit për marrjen e nënshtetësisë. Ky insistim nuk mund të shpjegohet përveç me dy gjëra: E para - se qeveria ka dështuar dhe nuk di si të ballafaqohet me terrorizmin që buron nga qytetet dhe paralagjet e saj, (për këtë ajo merr masa joefikase, megjithëse mund të kenë efekte popullore), dhe; E dyta - se ky insistim hyn në kuadër të një politike që ka për qëllim t'i japë fund idesë së nënshtetësisë dhe idesë së barazisë, që shteti



të lehtësohet nga përgjegjësitë e tij dhe t'i lë hapësirë politikës së re liberale, e cila mundëson që tregu të mbizotërojë mbi çdo send.

Shumica e kundërshtarëve anojnë për shpjegimin e dytë. Shkaku i kundërshimit të tyre lidhur me procedurën e marrjes së nënshtetësisë nuk është mëshira që ata kanë për terroristët, aq sa është frika e tyre për të ardhmen e republikës. Nëse ky ligj kalon në legjislacionin francez, atëherë do të kemi dy lloj qytetarësh, e ata do të jenë: francezë vendorë, dhe francezë të ardhur (të cilët janë të kërcënuar t'u merret nënshtetësia). Gjithashtu kemi dy propozime të ndryshme për të njëjtin krim, gjë që do të thotë përfundim i idesë së drejtësisë.

**Politika e liberalizmit të ri**

Ajo çka është më e rëndësishme në aspektin politik ka të bëjë me atë se partia aktuale në pushtet është Partia Socialiste, ideologjia dhe propaganda e së cilës mbështetet në shtetësi dhe në barazi, si dhe në mbrojtje të të drejtave të të varfërve. Në realitet shohim se kjo qeveri, sikur edhe të tjerat në BE, realisht zbatojnë politikën e liberalizmit të ri, i cili thërret për liri por nuk kujdeset për barazi. Dhe ja, kemi rastin e një grupi njerëzish të pëfshirë në papunësi, nivel të ulët të arsimit, si dhe largim jo me dëshirë nga vendi. Sociologët, siç është Imanuel Tud, mendojnë se bisedat zyrtare të majtistëve për diversitetin kulturor dhe pranimin e tij nuk janë gjë tjetër veçse justifikim për diskriminim në mes të njerëzve. Në mesin e filozofëve, siç është Alan Padjo, ka që mendojnë se politika ekonomike e kapitalizmit ndërkombëtar pothuajse i ka mbyllur të gjitha horizontet e të ardhmes para rinisë në Perëndim dhe jashtë tij, gjë që nuk ka lënë para tyre përveç garën e çmendurisë, nga e cila fitimtarë mund të dalin vetëm konsumatorët e thjeshtë. Kurse pjesës më të madhe nuk u mbetet gjë tjetër përveç t'i nënshtrohen nihilizmit fashist. Esenca e ilaçit, ashtu siç e sheh Padjo, është më larg sesa të mbështeten disa regjime fashiste-fundamentaliste, dhe më larg sesa të shkatërrohet Lindja e Mesme dhe të plaçkitet Afrika. Kjo po ndodh duke u ballafaqauar me tërë këtë impotencë, për të paraqitur ndonjë projekt çlirimtar që do t'i hapte horizontet e të ardhmes për rininë. Kjo nuk ka të bëjë me kërkimfalje për terrorizmin, si një përpjekje për t'iu shmangur zgjedhjeve false, siç është marrja e nënshetësisë.



**Prof. Dr. Fadil Maloku**

# Islamofobia në mediet kosovare është produkt i një trendi global

Është e njohur që sistemi kapitalist prejudikon tregun e lirë dhe begatinë, por në të njëjtën kohë e tërë kjo nuk domethënë që ka të bëjë me demokraci dhe pluralizëm të mendimeve dhe ideve. Kapitalizmi, edhe pse konsiston në zgjedhje të lira dhe artikulim të lirë të vullnetit të qytetarëve, nuk është të garantojë zhvillimin e kulturës politike dhe të sensit për atë që ne shpeshherë e identifikojmë si demokraci. Këtë përshtypje sociologjike, më së miri e dëshmojnë vendet postkomuniste që po e përjetojnë periudhën e tranzicionit.

Për vendet si Kosova, kjo përvojë është shumë me rendësi, ngaqë të bën të kuptosh se yryshi ynë në mbarim të këtij mileniumi për këtë diskurs dalëngadalë ka filluar të përjetojë një ndryshim qëndrimesh, që pak a shumë, për mendimin tonë, mund të shpjegohen edhe me dyfishimin e kompetencave për të aplikuar sistemin e demokracisë liberale, gjë kjo që nuk është objekt i këtij studimi. Demokracia, si dikurs i ri për shoqërinë kosovare, e ka kuptimin e pluralizmit të mendimeve, në të gjitha sferat e superstrukturës shoqërore. Ky pluralizëm i mendimeve dhe ideve për problemet e ndryshme: politike, ekonomike, juridike, edhe fetare, më së miri mund të plasohet përmes diskursit të medieve. Në rrethanat që gjendet shoqëria qytetare e Kosovës së pasluftës, shpeshherë na ka rënë të dëgjojmë dhe të lexojmë nëpër literaturë, zakonisht të përkthyer, se përse një fe kaq e përhapur dhe kaq universale, që nuk i dallon njerëzit as në bazë të gjinisë, kombit, përkatësisë etnike, racës, etj., siç është Islami, sot në medie ka një qasje kaq të ulët? Ose, pse ky diskurs në shtypin tonë të përditshëm ndonjëherë di të paragjykohet, sikur kemi të bëjmë me gogolin, çfarë bie fjala ishte ai i komunizmit apo neofashizmit që u injektua përmes ideologjisë dhe diskursit fashist të ish regjimit serb? Thënë më ndryshe, sa është e vërtetë që diskursi mbi fenë në shoqërinë kosovare projektohet me meritat dhe të metat e tij në këtë periudhë të tranzicionit? Dhe, sa lirshëm mund t'i bëhen vërejtje të tilla refuzuese këtij diskursi, kur kihet parasysh nevoja e çdo shoqërie të lirë dhe demokratike për t'u identifikuar me vlerat fetare? Dhe së fundmi, sa është diskursi fetar islam sot në Kosovë në koherencë me ndryshimet demokratike të ndodhura në Kosovën e pasluftës?

Shpjegimet me siguri lypin një elaborim më të gjatë dhe më të thukët shkencor dhe shumë më analitik, mirëpo ne këtu do të mundohemi rrjedhimisht të japim vetëm disa nga mendimet dhe sugjerimet që, pak a shumë, mendojmë se janë të ndërlidhura me rrethanat dhe kushtet e ambientimit të këtij diskursi në etnopsikologjinë e shqiptarëve të Kosovës.

Së pari, do të thoshim, kjo çështje nuk do të duhej të ishte vetëm preokupim i qytetarëve të rëndomtë, të cilët e kanë mësuar abëcënë e Islamit si fe, ose përmes edukatës së mangët familjare ose literaturës së shtuar kohëve të fundit, por edhe dijetarëve që merren profesionalisht me këtë çështje. Në Kosovë duhet ta pranojmë se, ose nuk ka studiues të mirëfilltë të këtij problemi, ose nuk ka ide se si duhet plasuar njohuritë mbi këtë botëkuptim, për të cilin mendojë se ka nevojë shoqëria kosovare, ose puna çalon te keqintrepretimi dhe transmetimi i vonuar i porosive të këtij botëkuptimi në gjeneratat e reja. Kur e potencojmë këtë dilemën e fundit, gjithnjë e kemi parasysh angazhimin e pamjaftueshëm të "kujdestarëve nga diskursi kompetent", për të ecur krahas kohës dhe nevojave që paraqiten në shoqërinë tonë të pas luftës.

## Shfrytëzimin maksimal të medieve

Kjo, për mendimin tim, nënkupton shfrytëzimin maksimal të medieve të shkruara dhe atyre elektronike për qëllimet e nevojave të transformimit të këtij diskursi me trendët dhe vlerat që i kemi kërkuar si shoqëri. Le ta thjeshtësojmë pak! A është, pra, duke shkuar transformimi i diskursit fetar (nëse është duke u transformuar?!) në Kosovë në drejtim të transformimit të gjithëmbarshëm që është duke e trasuar shoqëria kosovare? Nëse përgjigjja do të ishte afirmative, çka është për t'u dyshuar, atëherë shtrohet çështja tjetër, se




sa janë konsumuar p.sh. shërbimet e medieve lokale në këtë drejtim?

Mendimi im është se transparenca që e ushtrojnë apo do të mund ta ushtronin mediet e shkruara dhe ato elektronike ishte dhe mbetet një shans që mjegullinë për botëkuptimin islam në Kosovë, në një masë të madhe, të mund ta neutralizojë. Jo për hir të diskursit islam, që gjithsesi do të ishte një obligimi profesional i medieve lokale në Kosovë, por për hir të informimit objektiv që për një shoqëri siç është kjo jona që pretendon të ndërtojë demokracinë do të ishte një pjekuri e llojit të vet. Mbyllja në vetvete dhe në vetëmjaftueshmëri sot askund në botë nuk po preferohet! Katakombet e izoluara në vetvete po zgjojnë dyshim, injorancë, refuzim dhe paragjykim të theksuar. "Shekulli i globalizimit është ky", siç do të thoshte shkencëtari Samir Amir (Eurocentrism, Nju York, 1989), pavarësisht që secili nga ne ka rezervat e veta për këtë fenomen në debatin tonë të përditshëm. Në anën tjetër, nëse supozojmë se përgjigjja jonë tjetër do të ishte negative, kur është në pyetje trendi i përcjelljes apo koherencës së diskursit fetar ndaj atij të shoqërisë, çka unë mendoj se deri diku është një realitet që mund të arsyetohet, e ndoshta edhe të debatohet, atëherë mendoj se kemi të drejtë të shtrojmë pyetjen se përse është kështu nëse vërtet është kështu. Për mendimin tim, diskursi konservativ i shoqëruar me përmbajtjen e vetëkënaqësisë histerike të mbajtjes së ligjërimit mbi islamin ende mediton për Islamin nëpër oda të mbyllëta, ku fjala nuk tejkalon as muret e asaj hapësire ku ligjërohet, pra ende kënaqet me "stilin e përhapjes" së idesë së Islamit në ambientin e vet. Në vend që ofertat të plasohen në tregun e konsumit të gjerë medial, çdo gjë që nuk hyn në këtë orbitë të imponimit është e destinuar që: ose të vdes ose të prosperojë. Pra, në vend se të komunikojë me njohuritë dhe begatitë e vendeve, kulturave dhe civilizimeve që i ka falur Krijuesi i Lartmadhërishëm, vetëmjaftohet me horizontin që ia mundësojnë vetëm shqisat e shikimit dhe dëgjimit. Të mos keqkuptohemi, askush nuk është kundër kësaj mënyre të "komunikimit", me opinionin e gjerë (i cili vazhdimisht ka nevojë t'i identifikojë nevojat dhe obligimet) që e përcjell më tepër me trup sesa me vëmendje! Ajo çfarë dua të them është se diskursi islami në kohën e internetit dhe kompjuterit, që konsiston me zbulime epokale, mund dhe duhet të katapultohet jo vetëm në mënyrën e gjertanishme tradicionale




të një stili dhe metodologjie ex catedër, por haptas edhe në vendet publike dhe me debate të ngjeshura, ku secilit qytetar ka rastin t'i shijojë begatitë e këtij besimi. Ngaqë, vetëm kështu mund të bëhet i afërt dhe tërheqës besimi. Këtë porosi, sot mund ta ushtrojnë dhe begatojnë vetëm mediet e shkruara dhe ato elektronike. Por, vallë a më shumë e shfrytëzojnë apo e shpërdorojnë ato këtë mundësi? Përgjigjen besoj e dimë të gjithë. Këtë nuk e them rastësisht dhe me ndonjë paragjykim. Këtë e them shkaku i një ngushëllimi, që si intelektual i këtij besimi, shtypi i sotëm, përkundër çdo interesi të vet për problemet e shoqërisë sonë kosovare pak, apo shumë pak, merret me plasimin e të vërtetës mbi fenomenin e religjionit në jetën e njeriut të sotëm.

### Mediat mund të ndihmojnë mbi moralin dhe vlerat fetare

Dikush nga ju me siguri do të mund të pyes, me të drejtë: po ç'na duhen more zotëri njohuritë fetare aq shumë, kur edhe ashtu po kemi mjaft probleme me ato të shoqërisë? Përgjigja është e thjeshtë: Më tregoni se ku keni mundur të shihni shoqëri pa identitet fetar që pastaj t'ju flas për nevojat e diskursit fetar? Veçanërisht tani dhe sot, kur bie fjala, krahas vlerave të mirëfillta mbi diskursin e demokracisë, ne na importohen edhe shumë vlera të tjera të dyshimta e që sanksionohen dhe sjellin telashe të pakontestuara gjithkund në botën e civilizuar. Kompleksiteti i kësaj çështjeje, për bindjen time, qëndron ekskluzivisht në bartësit apo transmetuesit e porosisë (pra në vetë mediet) dhe jo edhe në porosinë e dërguar nga ana e Krijuesit. Pra, është interpretimi ynë statik, pa invencion (por jo edhe pa dashuri – askush nuk dyshon në këtë) i besimit dhe edukimit islam, i cili shpeshherë bëhet me metoda të tejkaluara, siç përmendëm më lart. Do të thoshim, citomani e fjalëpërfjalshme, që në kushtet dhe rrethanat në të cilat gjendet Islami sot në Kosovën e çliruar nga dogmatizmi dhe kontrolli i shtetit, mund të shquhet vetë si mundësi potenciale që nuk është ende duke shfrytzuar aftësinë dhe fuqinë e vetë që buron nga ky potencial apo dhuntia e Perëndisë! "…Ndërsa e tërë krenaria (fuqia) i takon Allahut, të Dërguarit të Tij dhe besimtarëve, por hipokritët këtë nuk e dinë"(Kurani, 63:8). Udhëheqësit shpirtërorë (patjetër në koalicion me elitat e reja intelektuale të shoqëruara gjithnjë me mediet e shkruara dhe ato elektronike), duhet që këtë potencial ta shndërrojnë në energji dinamike dhe kinetike, në mënyrë që krahas diskursit politik të ndihmojnë në demokratizimin e shoqërisë kosovare, shoqëri kjo që përveç kërkesës për politikë, ekonomi, drejtësi, ligjësi, duhet ta ketë edhe ofertën për edukim fetar për gjeneratat e ardhshme. Tekefundit, kështu është në mbarë botën e civilizuar, e besimi dhe edukimi fetar nuk bën asnjëfarë përjashtimi në këtë drejtim. Kjo ofertë për ringritje dhe edukim, që praktikohet në të gjitha vendet e perëndimit, për mendimin tonë nuk mund të ndërtohet me dëshira dhe synime të paplanifikuara e që nuk projektojnë asgjë më tepër se vetveten tonë, nuk mund të ndërtohet as vetëm me imitimin e sistemit të civilizimit tjetër fetar, i cili tani i ka krijuar disa përparësi dhe avantazhe sidomos në fushën e komunikimit masiv, pra përdorimin e mjeteve të informimit për të plasuar mësim-besimin e diskursit të vetë fetar, gjë që është për lakmi. Ky obligim mund të ndërtohet vetëm me shfrytëzimin e faktorëve tekniko teknologjikë (interneti, kompjuterët, radio, TV-ja, etj.), dhe fillimin e krijimit të një rrjeti dhe raporti të mirëfilltë dhe shumë transparent me mjetet e informimit të cilat, nuk thuhet kot, mund të përmbysin edhe qeveri të tëra! *(Vijon)*



Ilmi Rexhepi

# Edukoni fëmijët!

Nuk ka gjë më mbresëlënëse se dhënia pas njëri-tjetrit prind-fëmijë. Kujdesi i fortë ndaj njëri-tjetrit, gjithashtu. Nëse dikush do të provonte ta arsyetonte me logjikë te njerëzit, kurrsesi s'do të dinte ku ta mbështette argumentimin për te kafshët.

Allahu në Kuran sjell fjalët e Musait a.s. me të cilat ai shquante Zotin e vet: "Zoti ynë është Ai që çdo sendi i dha formë dhe që më pas e ka orientuar". (Taha, 50)

Thjesht, është mëshira e Allahut, një për qind të së cilës e ka lëshuar në krijesa të Tij që të kenë për njëra-tjetrën. Pjesë të kësaj mëshire ua ka veshur natyrave të krijesave. I Dërguari, a.s., për të treguar për dashurinë dhe mëshirën e Allahut ndaj robërve, mori shembull pikërisht dashurinë dhe mëshirën e një nëne ndaj fëmijës së saj duke theksuar se dashuria e mëshira e Allahut për robin e Vet është më e madhe se e asaj nëne.

Po si e arrijmë mëshirën e Allahut? Atë mëshirë, pa të cilën nuk hyn askush në Xhenet, sado besimdrejt, i përkushtuar e vepërmirë qoftë?

Gjërat janë në sistem. Një nga mënyrat e përftimit të mëshirës së Allahut është që të edukojmë fëmijët tanë. Allahu në Kuran na ka mësuar të lutemi për prindërit: "O Zoti im, mëshiroji siç më edukuan sa isha i vogël!"

Kjo lutje nuk është formulim i njerëzve, por drejpërdrejt i Allahut, I Cili po na mëson që në lutje ta ndërlidhim edukimin e prindërve me mëshirën e Allahut ndaj tyre. Gjersa na mëson Ai të ndërlidhim edukimin me mëshirën në lutjet tona, kjo i bie se edukimi dhe mëshira do të jenë shkak-pasojë në gjykimin e Allahut për njerëzit. Ke edukuar fëmijët, meriton mëshirën!

Edukata është, siç ka thënë i Dërguari a.s., më e madhja që mund t'u jepet fëmijëve. Ajo do t'i mbrojë nga çdo e keqe që i rrezikon në jetë. Iblisi, pikërisht pse ishte i paedukuar, nuk i ra në sexhde Ademit dhe doli nga mëshira e Allahut!

Ndërsa Iblisi u tregua se ishte krejt i paedukatë, që nuk denjoi t'i binte në sexhde Ademit a.s. dhe prandaj e përzuri Allahu nga mëshira e Tij, në anën tjetër, melekët, ndonëse nuk kishin kundërshtuar, kishin shfaqur xhelozinë duke pyetur Allahun pse po krijonte



njeriun gjynahbërës në ndërkohë që ata po e madhëronin pa bërë asfarë gjynahu.

"Kur Zoti yt u tha melekëve: "Unë po krijoj (po përcaktoj) në tokë një zëvendës!" Ata thanë: "A do të vësh në të atë që bën çrregullime dhe që derdh gjaqet, e ne të madhërojmë Ty me lavdërimin Tënd dhe plotësisht të adhurojmë?!" Ai tha: "Unë di atë që ju nuk e dini!" (El Bekareh, 30)

Allahu, me këtë rast, i edukoi duke i njohur me vlerën e dijes e të edukimit që njeriu do t'i kishte si përparësi ndaj tyre. Në Kuran thuhet:"Dhe e mësoi/ edukoi Ademin..."

Forma e foljes 'al-leme' që është përdorur në ajet, dhe jo 'a'leme', tregon se nuk kishte të bënte thjesht me dhënie njohurish përnjëherë, por me sistem të rregullt edukimi.

Ademin e mësoi dhe e edukoi fillimisht vetë Allahu, por Kurani edhe veprimtarinë edukative që pas Ademit do ta bënin prindërit, mësuesit e të tjerët ndaj fëmijëve, e nderon duke e shprehur me foljen 'rebba -jurebbi', kema rebbejani sagira), që ka të bëjë në prejardhje me emrin e Allahut 'Rabb'.

**Vështrimi në fytyrë i fëmijëve me nijet të mirë!**

Kur Omeri r.a. po i thoshte se e donte më së shumti pas vetes së vet, i Dërguari a.s. e mësoi se duhej ta donte edhe më shumë se veten. Omeri, menjëherë, pasi i Dërguari e vështroi në fytyrë, i tha: "Tash të dua më shumë se edhe veten time".

Omeri r.a. nuk gënjeu, por ishte vështrimi i bekuar i të Dërguarit që ndikoi të ndryshonte zemra e Omerit për aq sa i kërkohej.

Vështrimin e tij në fytyrë e kemi të trashëguar edhe ne, brez pas brezi. Ai, a.s., ka vështruar në fytyrë sahabët, e këta tabiinjtë, këta të tjerët, dhe kështu me radhë e kanë trashëguar edhe të parët tanë shqiptarë, e ne prej atyre që na mësuan shehadetin, prej prindërve ose hoxhallarëve në më të shumtën.

Vështrojini fëmijët tuaj në fytyrë me nijetin e ruajtjes së dinit Islam. Dijeni se gjëja më e vlerë me të cilën na ka nderuar Allahu është që jemi sjellë në jetë nga prindër myslimanë. Ndoshta, ardhja jonë në jetë nga prindër myslimanë e në ambient islam është falë dëshirës dhe nijetit të fortë të paraardhësve tanë për të qenë ne të tillë.

T'ua dimë paraardhësve tanë, e ai që nuk ua njeh vlerën e meritat atyre, ai nuk njeh as Zotin. Vështrojini në fytyrë fëmijët e nxënësit tuaj me nijetin e ruajtjes së dinit Islam.

Vendi ynë kurrë nuk do të bëhet Andulizi, e i Dërguari Muhamed a.s. do të jetë përherë më i dashuri njeri!



Besnik Jaha

# Recension për librin "Drejt një rilindjeje civilizuese gjithëpërfshirëse" të autorit Abdul Kerim Bakar



Libri "Drejt një rilindjeje civilizuese gjithëpërfshirëse", i autorit Abdul Kerim Bekar është pjesa e dytë e serisë "Myslimanët në mes sfidës dhe ballafaqimit", dhe flet pikërisht për rolin e njeriut në këtë botë, mendësinë dhe rëndësinë e tij si krijesë në këtë univers, si dhe për civilizimin e tij që vjen nga një botëkuptim i përgjithshëm njerëzor dhe moral. Prezantimi i ideve tradicionale të civilizimit njerëzor, mendësisë njerëzore, kulturës dhe strukturës së shoqërisë njerëzore në këtë libër vjen si shpjegim dhe përgjigje për serinë dhe mbititullin "Myslimanët në mes të sfidës dhe ballafaqimit", sepse, derisa sfida mund të kuptohet si kërkesë për fakte, ballafaqimi na vjen si shqyrtim i tyre.

Islami është fe që kërkimin e diturisë e ka vënë si esencë të arsyeshmërisë së ekzistencës sonë në këtë botë. Libri "Drejt një rilindjeje civilizuese gjithëpërfshirëse", i autorit Abdul Kerim Bekar është pjesa e dytë e serisë "Myslimanët në mes sfidës dhe ballafaqimit", dhe flet pikërisht për rolin e njeriut në këtë botë, mendësinë dhe rëndësinë e tij si krijesë në këtë univers, si dhe për civilizimin e tij që vjen nga një botëkuptim i përgjithshëm njerëzor dhe moral. Prezantimi i ideve tradicionale të civilizimit njerëzor, mendësisë njerëzore, kulturës dhe strukturës së shoqërisë njerëzore në këtë libër vjen si shpjegim dhe përgjigje për serinë dhe mbititullin "Myslimanët në mes të sfidës dhe ballafaqimit", sepse, derisa sfida mund të kuptohet si kërkesë për fakte, ballafaqimi na vjen si shqyrtim i tyre. Prandaj, ky libër prezanton esencën (idetë) e traditës, mendimit dhe kulturës njerëzore, dhe të njëtën e identifikon me botëkuptimin e përgjithshëm të njeriut përballë jetës dhe natyrës.

### Formimi i njeriut si kusht parësor

Shoqëritë gjithmonë janë karakterizuar nga veçoritë që ka kultivuar (kultura), idetë që kanë pasur anëtarët e asaj shoqërie (mendësia), dhe ajo që është bërë kult (tradita). Gjithë kjo ka krijuar shoqërinë, ndërsa shkenca që merret me studimin e shoqërisë njihet si Sociologjia.

Mbi këtë bazë, shoqëria islame gjithmonë është përqendruar në formimin e njeriut. Sipas botëkuptimit



islam, formimi i njeriut është kusht parësor, madje edhe para ndërtimit zhvillimor, sepse po nuk pati sukses mundi në ndërtimin e tokës do të ketë fryte të dobëta dhe rezultate të kufizuara, siç thotë edhe autori i librit "Drejt një rilindjeje civilizuese gjithëpërfshirëse", Abdul Kerim Bakar.

Si i tillë, në rreth 250 faqet e tij ky vëllim i serisë "Myslimanët në mes sfidës dhe ballafaqimit" trajton disa tema, kryesisht nga këndi filozofik dhe sociologjik. Lëndimi i krenarisë; Kuptimi i realitetit; Planifikimi civilizues; Ne dhe trashëgimia kulturore; Civilizimi perëndimor dhe modeli i kërkuar; Ideja dhe pikënisja; Hapësira kulturore; Ripërtëritja e shpirtit; Shoqëria ideale e aspiruar, etj., disa nga titujt e kapitujve me plot nëntema me interes të madh për njeriun e sotëm e të shqetësuar me gjendjen e përgjithshme të njerëzve të ditëve të sotme. Trembëdhjetë kapitujt bazë dhe rreth 70 trajtesat brenda tyre pasyqrojnë modelin sociologjik islam, duke vendosur njeriun në kohën aktuale, duke e dërguar në të shkuarën dhe duke ia pasqyruar një të ardhme ideale.



### Ne vetëm imitojmë

Për dallim nga filozofitë dhe besimet tjera, në Islam njeriu asnjëherë nuk ka pasur nevojë ta pyes veten kush jam unë; ndërsa kjo pyetje gjithmonë ka qenë thelbi i çdo problematike. Ai njihet si qenie e Zotit, e krijuar me qëllimin që ta njohë Atë.

Derisa Arnobi (Adversus nationes) thoshte se njeriu është qenie e verbër, që nuk e njeh vetveten; dhe Sokrati thërriste njih vetveten tënde, (o njeri), besimtari mysliman, falë Zotit, nuk shpenzon jetën e tij në kërkim të një rregullsie, sepse ai tanimë e ka një rend, si dhuratë nga Zoti. Në filozofinë islame rendi është vetë liria, megjithëse kjo mund të duket si paradoks. Që të mos na vijë si i tillë (paradoks), nuk duhet ta ngatërrojmë me rregullsinë.

Mund të ju hutojë ngjashmëria e rendit dhe rregullsisë. Madje dikush mund të thotë se janë e njëjta gjë. Absolutisht jo. Dallimi mes tyre është esencial.

Rendi është origjinal. Rregullsia gjithmonë imiton rendin. Rendin e bën vetëm Zoti, ndërsa rregullsinë e bëjnë edhe njerëzit. Zoti krijon (rend), ndërsa njerëzit rregullojnë sipas nevojave, karaktereve, bindjeve e ideve. Pra, njerëzit vetëm imitojnë rendin, dhe kështu bëjnë rregullsi. Për ata që deri sot s'e kanë kuptuar filozofinë e artit, ajo qëndron kryekëput mbi këtë koncept. Ja pse arti është/ka rregull. Sepse është imitim (Aristoteli e quante mimesis) i rendit origjinal të krijuar nga Zoti. Ndërkaq, për ata që deri sot s'e kanë kuptuar filozofinë e fesë, përkushtimit tonë në dashuri ndaj Zotit, edhe në këtë pikë mbështetemi po mbi këtë koncept. Zoti, dëshira/dashuria e Tij, bëri që ne të krijohemi/ekzistojmë. Krijimi ynë është rendi, prandaj si krijesa ne nuk mund të bëjmë rend. Ne vetëm imitojmë rendin, ndërsa imitimi ynë është rregull-si. Sa më i mirë të jetë imitimi ynë, aq më shumë jemi të nënshtruar/përkushtuar ndaj Zotit, sepse atëherë do ta njohim vërtet madhështinë e Tij dhe dashurinë e Tij ndaj nesh, dhe atëherë do ta njohim edhe veten. Rregullsia s'është objekt imitimi i mendjendriturve, sepse ajo është shija për mediokritetin. Rendi është shija për gjeninë. (Victor Hugo). Në këtë plan një shkrimtar edhe qe shprehur se, themeli i kësaj bote është dashuria, ndërsa themeli i çdo dashurie është dashuria e Zotit. (O. Pamuk). Kriujesi, që sheh nga lart, rendit; imituesi, që vështron nga afër, rregullon. (V. Hugo).

Ja pse duhet adhuruar Ai që na mësoi gjithçka, dhe na begatoi të dimë të bëjmë rregull-si nga rendi që bëri Ai. Na mësoi/lejoi të imitojmë nga krijimtaria e tij në përgjithësi: dashurinë, mëshirën, lumturinë, me një fjalë gjithë atë që Ai krijoi, dhe nuk na kufizoi në shpre-



hjen tonë ndaj saj: ne mund të shprehim dashurinë dhe gjithçka në masë të pamatshme, por pse kufizohemi në shprehjen e saj është çështje tjetër. Devijimi nga ky koncept ndihmohet vazhdimisht nga armiku më i madh i njeriut, djalli. Mirëpo, fuqia e njeriut/liria për ta përjetuar plotësisht dashurinë, mëshirën, lumturinë etj., është forma më e mirë/mrekullia që Zoti bëri te njeriu që ky i fundit të tejkalojë çdo paragjykim se është i kufizuar, në mënyrë që definitivisht ta njohë Atë dhe ta adhurojë e të jetë i nënshtruar ndaj Tij.

Pra, mendjendriturit gjithmonë e kanë gjetur dallimin mes të vërtetës dhe gënjeshtrës, ndërsa fakti i mospranimit është çështje tjetër (zakonisht për shkak të narcismit).

Nga një shikim i përgjithshëm i librit vërejmë se autori ka paraqitur një histori njerëzore jokronologjike: si jemi; si ishim, dhe; si duhet të jemi.

#### Duhet investuar në shpirtëroren

Islami veçohet edhe me faktin se anën shpirtërore e zhvillon vazhdimisht, por pa e dëmtuar anën joshpirtërore. Thënë ndryshe, koncepti i kulturës interpretohet si koncept shpirtëror, kurse ai i qytetërimit si koncept material dhe që ka vetëm metodat dhe mjetet (Bergjajev), dhe në Islam ngrihet bashkërisht, si një tërësi në funksion ndërveprues. Pra, myslimani duhet që veten ta përqendrojë edhe në ruajtjen e kulturës si vlerë njerëzore/shpirtërore. Ngulfatja e anës shpirtërore nënkupton vrasje të kulturës. (Bergjajev)

Ajo që e karakterizon fenë islame nga fetë e tjera është se Islami ofron një botëkuptim gjithëpërfshirës dhe ndërlidhës ndërmjet gjithësisë, jetës dhe njeriut. Ky botëkuptim e përcakton nganjëherë pikëpamjen e përgjithshme, ashtu siç qëndron çështja në trajtimin e natyrës, por edhe rrah çështjet më të imëta kur flet rreth jetës dhe njeriut.

Libri i Abdul Kerim Bakar, edhe pse i ngjashëm me shumë të tjerë për nga forma dhe tematika, në përmbajtje dhe trajtim dallon nga librat tjerë, sidomos për modernizimin e kulturës dhe civilizimit islam, përkatësisht shkencërimin e kulturës së shoqërisë islame.

Duke folur për civilizimin dhe vlerën e tij, që në realitet është shpirtërorja, ky libër sikur arsyeton pikëpamjet islame mbi shoqërinë: ajo duhet të jetë shpirtërore që të jetë e civilizuar, sepse civilizimi është kulturë dhe kultura e një shoqërie është ana shpirtërore e saj.

Sipas autorit Abdul Kerim Bakar, kur të vështrojmë në mësimet e Islamit vërejmë se ai e konsideron jetën e kësaj dhe të asaj botë, trupin dhe shpirtin, pastaj natyrën dhe njeriun, si një tërësi të bashkuar. Pra, këto janë krijesa të Allahut të Lartmadhërueshëm, që e madhërojnë dhe e falënderojnë Atë, dhe si të tilla përbëjnë një civilizim të përgjithshëm e në funksion reciprok.

Qëllimi i autorit të këtij libri është prezantimi i ideve të devijuara që kemi, ideve të larta që kishim, dhe ide(ale)ve që kishim, e që përbëjnë (përbënin dhe do të përmëjnë) kulturën dhe traditën islame.

Ndërsa, titulli tepër tematik dhe gjithmonë në funksion të përmbajtjes mendojmë se e ka dëmtuar veprën. Tekefundit, jo gjithçka duhet të jetë në funksion të idesë edhe në librat moralizues apo shkencorë. Vetë gjatësia e titullit dëshmon për një titull jo edhe të menduar gjatë.

Prapëseprapë, për ta pasur sa më të plotë përmbajtjen e këtij libri, për të ngritur paralele krahasimi mes këtij dhe librave të tjerë me po të njëjtën tematikë, si dhe për shumë arsye të tjera, e mes tyre edhe për ta kuptuar dhe njohur edhe më mirë autorin, duhet që patjetër të lexohet edhe pjesa e parë e këtij libri, sepse edhe ashtu janë vazhdimësi e njëri-tjetrit.

Mr. Vedat Shabani

# Veçoritë e moralit islam



Morali islam bën që njeriu të jetë përgjegjës rreth asaj që rrjedh nga ai në të gjitha sferat e jetës, pa marrë parasysh se ajo a është përgjegjësi individuale apo kolektive, dhe nuk e bën atë të varur duke mos u preokupuar me atë çka ndodh përreth tij. Kjo është një veçori me të cilën është veçuar morali ynë, dhe mund të konsiderohet si rast i veçantë.

**E para: Morali islam ka burim hyjnor.**

Burimi i moralit islam është Kurani famëlartë dhe Suneti i Pejgamberit a.s. Aty nuk ka hapësirë për mendimet njerëzore, sistemet pozitive apo idetë filozofike, prandaj për këtë arsye morali islam karakterizohet me veçorinë e përjetësisë, ndershmërisë dhe shëndetit.

**E dyta: Gjithëpërfshirja dhe plotësueshmëria.**

Prej veçorive të moralit islam është se ai është gjithëpërfshirës dhe i kompletuar. Kjo veçori rrjedh nga veçoria e parë, të qenit me bazë hyjnore, e kjo sepse ajo ka në konsideratë interesin e individit dhe shoqërisë në të cilën jeton, si dhe qëllimet e jetës së tij në përputhje me perceptimin islam, duke përcaktuar qëllimet e jetës dhe synimet e saj. Gjithashtu, ajo përfshin çdo aktivitet të njeriut dhe orientimet e tij, duke përfshirë krejt sferat e jetës së tij, madje nuk ndalet vetëm në këtë jetë.

**E treta: Morali islam është i përshtatshëm për çdo kohë dhe vend.**

Meqenëse morali islam ka burim hyjnor, atëherë ai është i përshtatshëm për të gjithë njerëzit, në çdo kohë dhe vend, duke pasur parasysh veçoritë me të cilat veçohet. Ato nuk i përfshin ndonjë ndryshim apo modifikim për shkak të ndryshimit të rrethanave apo kohëve, sepse ato nuk janë prodhim njerëzor por janë shpallje nga ana e Allahut xh.sh. te i Dërguari i Tij.

**E katërta: Bindja logjike dhe emocionale.**

Dispozitat e Islamit janë në përputhje me logjikën e shëndoshë dhe në kontiunitet me natyrën e pastër. Sistemet morale që ka sjellë Islami janë bindëse dhe lehtë të përshtatshme. Mendja e myslimanit bindet lehtë me moralin islam, dhe zemra e tij qetësohet shpejt duke gjetur një qetësi dhe rehati shpirtërore karshi moralit të mirë, ndërsa në të njëjtën kohë vëren një largim dhe ikje nga morali i keq.

**E pesta: Përgjegjësia.**

Morali islam bën që njeriu të jetë përgjegjës rreth asaj që rrjedh nga ai në të gjitha sferat e jetës, pa marrë parasysh se ajo a është përgjegjësi individuale apo kolektive, dhe nuk e bën atë të varur duke mos u preokupuar me atë çka ndodh përreth tij. Kjo është një veçori me të cilën është veçuar morali ynë, dhe mund të konsiderohet si rast i veçantë.

Me përgjegjësi personale kemi për qëllim se njeriu (individi) është përgjegjës për atë çka del prej tij për veten e tij; nëse është diçka e mirë atëherë vlerësohet ashtu, e nëse është diçka keq atëherë pasojnë pasojat. Në këtë kontekst Allahu xh.sh. thotë: "Secili njeri është peng i asaj që ka punuar." (Et Tur, 21). Allahu xh.sh. gjithashtu thotë: "Kush bën ndonjë mëkat, ai ka ngarkuar vetveten. Allahu i di hollësitë, është gjykatës i Drejtë" (En Nisa, 111). Allahu xh.sh. gjithashtu thotë: "... pse të dëgjuarit, të pamurit dhe zemra, për të gjitha këto ka përgjegjësi." (El Isra, 36).

Këto ajete dhe të tjera të ngjashme na sqarojnë shkallën e përgjegjësisë që bie mbi njeriun dhe asaj që del prej tij dhe nga ai. Pejgamberi a.s. thotë: (... dhe një njeri që flet një fjalë që e hidhërojnë Zotin, por ai nuk i kushton rëndësi, ndikon që të hedhet në zjarr të Xhehenemit)[2]. Prandaj, para se ta flasësh një fjalë mendohu mirë dhe llogarite nëse atë që do ta flasësh është në razi të Zotit apo jo; se përfundimi i saj a do të jetë i mirë apo i keq, etj. Përderisa fjala nuk del, njeriu është i zoti i saj, ndërsa në momentin kur ajo del, atëherë njeriu është rob i saj. Prandaj, nëse çështja me fjalën qëndron kështu, atëherë veprimet tjera janë edhe më me prioritet.

Me përgjegjësi kolektive kemi për qëllim përgjegjësinë që përkujdeset për interesat e përgjithshme të njerëzve. Njeriu nuk guxon të jetë pasues i verbër dhe përtac..., ose edhe pesimist. Përkundrazi, ai duhet të urdhërojë për punë të mira dhe të ndalojë nga veprat e liga. Pej- gamberi a.s. thotë: "Kush nga ju sheh ndonjë punë të ligë, le ta ndryshojë me dorën e tij, e nëse nuk mundet, atëherë me gjuhën e tij, e nëse nuk mundet, atëherë me zemrën e tij, mirëpo kjo është shkalla më e ulët e imanit."[3]



E gjashta: Llogaria bëhet për veprat e jashtme dhe të brendshme, dhe së bashku.**

Morali ynë islam nuk mjaftohet me veprat e shfaqura. Nuk mund të gjykosh vetëm duke u bazuar në shfaqjen e jashtme, por rregulli zgjatet dhe përfshin nijetin dhe qëllimet, e që janë veprime të brendshme, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Veprat shpërblehen sipas qëllimit, dhe çdo personi i takon ajo çfarë ka vendosur-bërë nijet". Nijeti është boshti i obligueshmërisë, e për këtë arsye Islami e ka në konsideratë nijetin e njeriut për të gjykuar ndaj veprës së tij.

**E shtata: Kontrolli fetar.**

Kontrolli nënkupton që myslimani ta ketë në konsideratë vazhdimisht përcjelljen e Zotit të tij, në të gjitha çështjet.

Bazuar në këtë, kontrolli në fenë Islame ka një domethënie dhe kuptim të pavarur dhe të ndryshëm ndaj kontrollit në burimet e tjera morale. Kontrolli në sistemet tjera përqendrohet në kontrollin e jashtëm, nga një subjekt tjetër, siç është kontrolli nga pushteti dhe individi.

Ndërsa kontrolli në Islam nënkupton kontrollin personal. Ky është një kontroll që rrjedh nga edukata e vërtetë islame. Kjo nënkupton zgjimin e ndërgjegjes, sepse kur një mysliman e di se Zoti xh.sh. është me të dhe Ai e vështron dhe sheh çdo lëvizje të tij, ai patjetër do ta kontrollojë veten e tij dhe nuk do të ketë nevojë që dikush tjetër ta kontrollojë. Allahu xh.sh. thotë:"... dhe Ai është me ju kudo që të jeni." (El Hadid, 4). Apo ajeti tjetër: "Ai e di të fshehtën, madje edhe më shumë se kjo." (Ta Ha, 7). Gjithashtu ajeti tjetër: "... se Allahu është mbikëqyrës mbi ju." (En Nisa, 1). Kur myslimani lexon këto ajete kuranore dhe e kupton domethënien e tyre ai krijon bindjen se nëse mund të ikë nga kontrolli i pushtetit ai nuk mund të ikë nga kontrolli i Zotit. Kjo në vetveten e saj është siguria më e madhe për mos devijim dhe rrëshqitje në sjellje të liga.

**E teta: Morali islam ndërlidhet me shpërblimin e kësaj dhe botës tjetër.**

Morali islam ka një lidhje të fortë me shpërblimin, pa marrë parasysh në këtë botë apo në botën tjetër. Për këtë arsye edhe ekziston premtimi dhe paralajmërimi, inkurajimi dhe frikësimi.

Njerëzit e zgjedhur kanë shpërblim të madh në këtë botë dhe në botën tjetër. Prej shpërblimit të botës tjetër është ajo që ka premtuar Zoti në Kuran: "Besimtarëve dhe besimtareve Allahu u premtoi xhenete nën të cilët rrjedhin lumenj, në to do të jenë përgjithmonë, dhe (u premtoi) vendbanime të bukura në Xhenetin e Adnit, edhe një disponim nga Allahu që është mbi të gjitha. Ky, pra është ai shpëtimi i madh." (Et Tevbeh, 72). Gjithashtu prej shpërblimit të kësaj bote është ajo që ka premtuar Zoti xh.sh. në Kuran: "E kush u përmbahet dispozitave të Allahut, atij Ai i hap rrugë dhe e furnizon prej nga nuk e kujton fare." (Et Talak, 2-3). Gjithashtu ajeti kuranor: "Ata që bënë mirë në këtë jetë kanë të mirë të madhe, e Toka e Allahut është e gjerë, ndërsa të durueshmëve u jepet shpërblimi i tyre pa masë!" (Ez Zumer, 10).

Ndërsa njerëzit e këqij Allahu xh.sh. i ka paralajmëruar me dënim në botën tjetër, duke thënë në Kuran:"E atyre që nuk besuan u qepen rroba prej zjarri e u hidhet uji valë mbi kokat e tyre. Që me atë u shkrihet krejt ç'ka në barqet e tyre, e edhe lëkurat. Për ata janë edhe kamxhikët e hekurt. Çdoherë që përpiqen të dalin prej tij nga vuajtjet e padurueshme, kthehen me dhunë në të përsëri (u thuhet): "Vuajeni dënimin me djegie!" (El Haxh, 19-22). Ndërsa për dënimin në këtë botë, thotë: "Allahu sjell si shembull një fshat (vendbanim) që ishte i sigurt dhe i qetë, të cilit i vinte furnizimi nga të gjitha anët me bollëk, kurse ata (banorët) i përbuzën të mirat e Allahut. Atëherë Allahu, për shkak të sjelljes së tyre, ua veshi (ua ngjeshi) petkun e urisë dhe të frikës." (En Nahl, 112).

(1) El-Ahlak El-Islamije, Hasen Seid El-Mursij. (2) Transmeton Imam Buhariu (6478). (3) Transmeton Imam Muslimi (49)



**Hasan El-Hudajbi**

# Konceptet: Përgënjeshtrim, mosbesim, shirk, dezertim nga feja dhe hipokrizia (2)

Disa janë të mendimit se atij që i ka arritur kumtesa e thirrjes islame dhe është treguar kryeneç ndaj saj, ai emërohet si jobesimtar dhe politeist, ndërsa atij që nuk i ka rritur kumtesa e thirrjes islame, ai emërohet vetëm si politeist e nuk i thuhet jobesimtar. Ky mendim është i varfër në aspektin e argumenteve kuranore dhe të Sunetit, e ne veçse kemi thënë se emërtimet terminologjike të sheriatit i përcakton vetëm Allahu i Lartësuar, dhe se këtë të drejtë nuk e ka askush pos Tij, dhe gjithashtu veçse kemi ofruar argumentet se Kurani dhe Suneti dy shprehjet, jobesimtar dhe politeist, i kanë përdorur si dy terma që kanë një kuptim.

Nga aspekti gjuhësor na del se mushriku-politeisti patjetër duhet të jetë edhe jobesimtar, ngase Allahu i Lartësuar ka ofruaar argumente të prera se nuk pranohet kurrsesi mohimi dhe përgënjeshtrimi i ekzistencës dhe Njësisë së Allahut të Lartësuar. Prandaj ai që i përshkruan rival Allahut apo e përgënjeshtron ekzistencën e Tij, ai në të vërtetë e ka fshehur të vërtetën dhe në këtë mënyrë ka shprehur mosbesimin (kufrin) ndaj Allahut të Lartësuar, dhe kështu konsiderohet jobesimtar. Gjithashtu, jobesimtari patjetër duhet të jetë edhe politeist, ngase ai i ka përgënjeshtruar argumentet e plota që argumentojnë ekzistencën e Allahut dhe Njësinë e Tij, dhe kështu e ka shpifur Allahun duke e konsideruar Atë me të meta, dhe se argumentet dhe faktet që i ka ndjekur ai i ka konsideruar si më të përkryera dhe më të drejta sesa faktet dhe argumentet e Allahut të Madhërishëm. Prandaj, ky me këtë veprim i ka bërë dikë rival Allahut të Lartësuar, qoftë veten e tij apo atë që e ka pasuar, andaj jobesimtari patjetër se është edhe politeist.

Nga shirku-politeizmi konsiderohet edhe ajo që dikush të mendojë se ndonjë gjë, apo ndonjë grup i njerëzve kanë forcë nga vetja e tyre, d.m.th. nuk e kanë forcën nga Allahu, edhe po që se këtë forcë nuk e konsiderojnë të njëjtë me forcën e Allahut. Ajo që është thelbësore në këtë është se personi i tillë e ka nxjerrë diçka që është e panevojshme për forcën e Allahut të Lartësuar. Në këtë mënyrë ky person e ka konsideruar si të mangët forcën e Allahut, dhe nuk beson në përsosmërinë absolute të Allahut të Lartësuar. Pra, ai që beson se forca e Allahut ka mangësi, i tilli i ka përshkruar Zotit rival - e Allahu është i Pastër nga të metat dhe i Lartësuar.

Gjithashtu, në kategorinë e shirkut-politeizmit hyn edhe bindja se dikush do të mund të ndërmjetësojë, dhe se ky ndërmjetësim doemos duhet të pranohet. Kjo është nga domosdoshmëria e pranimit, dhe nënkupton se ndërmjetësuesi është jashtë pushtetit të Allahut, andaj në këtë mënyrë Allahut i përshkruhet dikush si rial - e Allahu është i Pastër nga të metat dhe i Lartësuar. Ndërsa, sa i përket bindjes se ndonjë person është më afër pranimit të lutjes tek Allahu, kjo nuk konsiderohet shirk-politeizëm. Allahu i Lartësuar ka thënë: “Kush mund të ndërmjetësojë tek Ai, pos me lejen e Tij?!”[17], dhe po ashtu i Dërguari a.s. ka thënë: “Secili i dërguar ka lutje për popullin e tij, ndërsa unë e kam deponuar lutjen time për të ndërmjetësuar për umetin tim në Ditën e Kiametit”[18].

Në kategorinë e shirkut-politeizmit është edhe përgënjeshtirmi dhe mohimi i mesazhit të Muhamedit s.a.v.s. në përgjithësi dhe mohimi i ndonjë çështjeje që e solli i Dërguari a.s. Ne kemi përmendur më herët se shprehjet politeizëm dhe mosbesim janë dy shprehje që sipas sheriatit mund të përfaqësojnë secilin që mohon apo përgënjeshtron diçka që Allahu e ka bërë obligim te njerëzit që besojnë. Allahu i Lartësuar ka paraqitur fakte shumë të prera e të qarta për atë se mesazhi i të Dërguarit s.a.v.s. është i vërtetë dhe se çdo gjë që e paraqet është e saktë. Çdo gjë që flet i Dërguari s.a. për çështjet fetare. Ajo është shpallje nga Allahu i Lartësuar. Prandaj, kush i mohon këto fakte apo i përgënjeshtron ato, apo përgënjeshtron diçka prej asaj që ka sjell i Dërguari s.a.v.s., personi i tillë i ka vënë faktet në të cilat është mbështetur në pozitë më të lartë sesa ato të Allahut, dhe në të njëjtën kohë ato i ka konsideruar më të përkryera



dhe me të qarta sesa vetë faktet e Allahut të Lartësuar, dhe në këtë mënyrë fakteve të Allahut ua ka atribuuar mangësinë. Pra, në këtë mënyrë ky i ka bërë Allahut rival, qoftë veten e tij apo atë që e ka ndjekur ai, - e Allahu është i Pastër nga të metat dhe i Lartësuar.

Çështja është e njëjtë edhe me atë që nuk është dakord me vendimin e Allahut dhe i jep përparësi ndonjë vendimi të dikujt tjetër, apo nëse e bën hallall atë vepër që Allahu e ka bërë haram apo anasjelltas, pasi që atij i janë ofruar faktet dhe e vërteta. Andaj, ai që e mohon ndonjë tekst kuranor apo ndonjë hadith të të Dërguarit a.s., duke i dhënë përparësi dhe konsideruar më të drejtë për vendimin e vet apo të atij që e ndjek ndaj vendimit të Allahut të Lartësuar ai i ka përshkruar Allahut të Lartësuar rival, qoftë veten e tij apo atë që e ndjek. Allahu i Lartësuar ka thënë: "A e ke parë ti (Muhamed) atë që, duke e ditur, dëshirën e vet e respekton si zot të vetin"[19] "O bijtë e Ademit (kriminelë), po a nuk ua dërgova porosinë që të mos e adhuroni djallin."[20] Ne e kemi shpjeguar më herët hadithin e transmetuar nga Adij bin Hatimi, kur i Dërguari a.s. i kishte sqaruar fjalën e Allahut të Madhërishëm që fletë për çifutët dhe të krishterët që rabinët dhe priftërinjtë e tyre i kishin marrë për zotëra pos Allahut, se këta (rabinët dhe priftërinjtë) ua kishin lejuar haramin dhe u kishin ndaluar atë që ishte hallall.

**Këtu duhet patjetër të bëjmë shpjegimin e ndarjes në mes të punës dhe besimit**

Ai që punon mund të veprojë diçka që vjen në kundërshtim me urdhrin e Allahut, por ai përkundër veprimit të tij beson se vendimi i Allahut është i drejtë. Pra ky veprim është një mëkat që nuk e nxjerr vepruesin prej besimit në mosbesim. Por, nganjëherë dikush mund të veprojë kundër urdhrit të Allahut duke mos qenë i kënaqur me vendimin e Allahut të Lartësuar, apo duke pasur bindje se vendimi i Allahut është i padrejtë, dhe në këtë mënyrë i jep përparësi vendimit të dikujt tjetër ndaj atij të Allahut të Lartësuar. Ky veprim është kufër (mosbesim) dhe shirk (të përshkruarit rival Allahut), dhe me këtë veprim vepruesi del prej fesë islame. Jo vetëm kaq, por edhe të mosqenit i kënaqur dhe mosdorëzimi i plotë ndaj vendimit të Allahut, bindja se vendimi i Allahut është i pavlefshëm dhe të dhënit përparësi vendimit të dikujt tjetër ndaj vendimit të Allahut konsiderohen kufër dhe shirk, edhe po që se këtë vepër nuk e vepron. Allahu i Lartësuar ka thënë: "Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë (të asaj që të zbriti ty as të asaj para teje) derisa të të mos zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt mes tyre, e pastaj (pas gjykimit tënd) të mos ndiejnë pakënaqësi nga gjykimi yt dhe (derisa) të mos binden sinqerisht."[21]

Kush përgojon tjetrin duke e ditur vendimin e Allahut për këtë veprim, pra se Allahu e ka ndaluar, pra bën përgojim me bindjen se vendimi i Allahut është i drejtë dhe se duhet të ndiqet në këtë rast është mëkatar por jo edhe i dalë nga feja islame. E po që se ndodh të bëjë përgojim për shkak se nuk është i kënaqur me vendimin e Allahut, me bindje se vendimi i tillë nuk është i drejtë, dhe i jep përparësi vendimit të dikujt tjetër ndaj vendimit të Allahut, ky konsiderohet mushrik-politeist dhe jobesimtar, jo pse ka përgojuar por për arsye se nuk i është nënshtruar vendimit të Allahut, dhe kishte bindje se ai vendim është i pavlefshëm, dhe se i ka dhënë përparësi vendimit të dikujt tjetër. Ky rregull vlen për të gjitha rastet kur veprohet në kundërshtim me urdhrat dhe

pengesat, përveç nëse ka ndonjë tekst (ajet apo hadith) që në mënyrë të veçantë thotë se vepruesi i veprës del nga besimi pa u shikuar aspekti i bindjes.

Si parimore për myslimanin është që ai të dëshmojë se nuk ka zot tjetër pos Allahut, të besojë në çdo gjë që e ka sjell i Dërguari a.s., dhe pos kësaj të jetë i bindur thellësisht se vendimi i Allahut është i saktë dhe se doemos duhet të ndiqet. Prandaj, kur ndodh që myslimani të mos veprojë sipas urdhrave apo pengesave që i ka përcaktuar Allahu, ai konsiderohet mëkatar i madh me shpresë që ai është i bindur se Allahu është një dhe se vendimi i Tij është i vërtetë. Tjetra është se kur myslimani vepron ndonjë vepër në kundërshtim me vendimin e Allahut ky nuk merret në pyetje se veprimin a e ka bërë duke e mohuar vendimin e Allahut apo përgënjeshtruar atë, apo vetëm se ka vepruar kundër vendimit të Allahut. Mirëpo, ndaj personit të tillë merren masat ndëshkuese, qofshin sanksione të caktuara nga Allahu (hadd), apo masa ndëshkuese të përcaktuara nga prijësi mysliman (te'azir), pos nëse personi e shpreh haptas daljen e tij nga urdhri i Allahut, duke u shprehur se ka vepruar kështu për shkak se nuk është i kënaqur me vendimin e Allahut dhe nuk pranon obligueshmërinë e nënshtrimit ndaj vendimit të Allahut të Lartësuar. E, nëse e shpreh këtë, atëherë gjykohet se ka bërë kufër dhe shirk, dhe kështu ndaj tij zbatohen sanksionet për dalje nga feja (mbytet si renegat).

## Argumenti

Si argument është vetë veprimi i të Dërguarit a.s., i cili veprim deri te ne është transmetuar në formën tevaturen (transmetim tërësisht i saktë), se i Dërguari a.s. e ka zbatuar masën ndëshkuese ndaj vjedhësit, ndaj atij që e ka mohuar borxhin që e ka marrë, ndaj lavirit dhe lavires, e ka rrahur me kamxhik atë që ka konsumuar pije dehëse, e ka qortuar atë që ka bërë ndonjë mëkat në prezencën e tij, apo e ka ditur për veprimin e ndonjë mëkati. Si argument mund të përmendim atë që e transmetn Muadh bin Xhebeli r.a., i cili ka treguar: "Kemi dalë me të Dërguarin s.a.v.s. për të shkuar në betejën e Tebukut, e i Dërguari a.s. kishte thënë: "Nëse do Zoti, ju nesër do të arrini te burimet e Tebukut në kohën e paradrekës, andaj kush arrin prej jush të mos marrë fare ujë nga burimi derisa të arrij unë!" Tregon Muadhi: "Kur ne arritëm veç dy burra para nesh kishin arritur, e burimi kishte filluar me lëvizë nga vendi. Në këtë rast i Dërguari a.s. i pyeti ata dy: "A mos vallë keni pirë ujë nga ky burim?" Ata thanë: "Po." E më pastaj i Dërguari s.a.v.s. i qortoi.[22]

Nuk na ka arritur neve asnjë transmetim se i Dërguari a.s. kishte pyetur për ata ndaj të cilëve ishte zbatuar masa ndëshkuese apo ndonjë lloj dënimi qortues se ata mos vallë e kanë konsideruar atë mëkat si jo të ndaluar apo mos vallë e kanë mohuar apo jo urdhrin. Po të ishte obligim një veprim i tillë i Dërguari a.s. gjithsesi do ta vepronte, dhe se deri te ne do të arrinte ndonjë transmetim. Andaj veprimi i të Dërguarit a.s. dhe mosekzistimi i ndonjë ajeti apo hadithi argumenton se duhet pyetur vepruesin e mëkatit, se a e ka bërë një mëkat të tillë, e kurrsesi të pyetet se mos e konsideron lejuar mëkatin apo mos e mohon normën e caktuar nga Allahu. Pra, kjo argumenton se kush dëshmon atë se nuk ka Zot tjetër pos Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguar i Allahut, e mandej bën ndonjë mëkat me shpresë se ai vazhdon të jetë i bindur në njësinë e Allahut dhe në vendimin e Allahut të Lartësuar, atëherë ai nuk mund të konsiderohet as mohues e as përgënjeshtrues, por nga ky rregull përjashtohen gjithë ato raste për të cilat ka tekst (ajet dhe hadith); që nëse vepruesi vepron ndonjë vepër, atëherë konsiderohet mohues dhe përgenjështrues, dhe se i tilli konsiderohet i larguar nga feja (renegat) vetëm nga vepra që e ka vepruar, pa pasur nevojë që ai ta shprehë largimin nga feja.

Nganjëherë për atë që bën mëkat thuhet se e ka ndjekur pasionin e vet në kundërshtim me urdhrin e Allahut të Lartësuar, apo se ka ndjekur djallin në veprimin e mëkatit, por në këtë rast nuk lejohet të thuhet se ai e ka marrë për zot pasionin e tij apo se ai e ka adhuruar shejtanin, përveç nëse ky ka bërë ndonjë vepër që e largon atë nga feja islame. Kjo është sepse të konsideruarit e dikujt si zot pos Allahut është mohim (kufër) dhe shirk (përshkrim Allahut dikë si rival). Andaj nuk është e drejtë që dikujt t'i jepet cilësia e kufrit (mohimit) pos atij që sipas fesë meriton të cilësohet me këtë. Mëkatari nuk është as jobesimtar e as politeist, përderisa është i bindur në njësinë e Allahut, dhe se mëkati që e ka vepruar nuk e nxjerr nga feja islame. Gjithashtu, shprehja adhurim (ibadet), kur përdoret, ka për qëllim nënshtrimin dhe ndjekjen e tërësishme të atij që adhurohet, e nëse kjo bëhet për dikë pos Allahut, atëherë konsiderohet kufër (mohim i Allahtu) dhe shirk (përshkrim Allahut dikë si rival). Andaj, askush nuk lejohet të cilësohet me kufër dhe shirk pos atij që sipas fesë i plotëson kushtet për t'u cilësuar si i tillë. *(Vijon)*

(17) El-Bekaretu: 255. (18) El-Muhala: vëll. I, f. 20. (19) El-Xhathijetu: 23. (20) Jasin: 60. (21) En-Nisa: 65. (22) Ibën Hazmi: vëll. III, f. 18.

***Përktheu nga gjuha arabe: Mr. Sci. Flamur Sofiu***

**Eset Qerimi**

# Komunikimi si vlerë dhe si përgjegjësi



Seid El-Huderij r.a. transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kur zgjohet njeriu, të gjitha gjymtyrët e tij i kthehen gjuhës duke i thënë: "Kij frikë Allahun lidhur me ne, sepse ne jemi me ty. Nëse ti je në rrugë të drejtë, edhe ne jemi në rrugë të drejtë, e nëse ti lajthit, edhe ne kemi lajthitur"(Tirmidhiu, nr. 2407)

Komunikimi, krahas shumë begative të tjera, është një prej dhuntive të Krijuesit, e veçantë për njeriun. Ai definohet si procesi i kalimit të informacionit, ideve apo mendimeve te personat tjerë[1]. Gjuha, si dhunti e Krijuesit, e cila artikulon fjalët dhe komunikimin, e tëra është e konstruktuar nga mishi, pa eshtra. Ajo është nën komandën e plotë të njeriut, i cili e drejton sipas dëshirës së tij. Njeriu gjuhën mund ta shfrytëzojë në përmendjen e Allahut, leximin e Kuranit, leximin e librave, urdhërimit në të mirë, largimit nga e keqja, apo vepra tjera të pëlqyera, për të cilat shpreson në shpërblimin e Allahut. Krahas kësaj, njeriu gjuhën e tij mund ta shfrytëzojë në përgojime, shpifje, nxitje të urrejtjes, fyerje, nxitje të përçarjes apo gjëra të tjera, për të cilat pa dyshim se do të japë llogari para Krijuesit, Dhuruesit të gjuhës. Pra, njeriu e ka gjuhën e tij nën komandën e plotë, dhe do të japë përgjegjësi se si e ka shfrytëzuar atë.

Fjala e artikuluar mund të jetë fjalë pozitive apo edhe negative. Që të dyja i përshkruan Allahu xh.sh. në Kuran, dhe merr shembull për secilën prej tyre, duke thënë: "A nuk ke kuptuar se si Allahu bëri shembull: fjalën e mirë si pema e mirë, që rrënjët e saj janë thellë (në tokë) e degët e saj janë lart, e që me vullnetin e Zotit ajo e jep frutin e vet në çdo kohë. Allahu pra u parashtron njerëzve shembuj, ashtu që ata të mendojnë". (Ibrahim, 24-25). Ashtu sikurse një pemë që është stabile në tokë dhe e dobishme, duke dhënë fruta vazhdimisht dhe pa ndërprerje, po ashtu është edhe fjala e mirë, që ngrihet te Krijuesi, kurdo që thuhet.

Gjithashtu Allahu xh.sh. jep shembullin e fjalës së keqe, duke e krahasuar me një pemë të shkulur, që nuk ka qëndrueshmëri, por njëkohësisht edhe nuk jep fruta, pra është e padobishme. Thotë Allahu xh.sh.: "Dhe shembulli i fjalës së keqe është si një pemë e keqe që është shkulur mbi tokë dhe që nuk ka të qëndruar". (Ibrahim, 26).

### Të folurit publikisht dhe pesha e tij

Pa dyshim të folurit është mjeti parësor për të transmetuar të vërtetën te njerëzit.[2] Ndërsa të folurit publik është një veçanti për një pjesë të shoqërisë. Ai i kalon përmasat individuale në drejtim të masave më të gjëra. Krahas privilegjit që ka, posedon edhe përgjegjësinë më të madhe. Dallimi mes të folurit të zakonshëm dhe atij publik qëndron në tri elemente:

Të folurit publik është më i strukturuar, ka afate të





caktuara kohore. Ai duhet t'u përgjigjet pyetjeve të paramenduara nga audienca. Ky lloj i të folurit kërkon një përgatitje të mirëfilltë.

Të folurit publik kërkon një gjuhë formale, duke u kujdesur edhe për rregullat gramatikore.

Të folurit publik kërkon një metodë tjetër realizimi nga të folurit informal. Duhet anashkaluar shprehjet si: e ke parasysh; a po më kuptoni; hëm; ëëë; mmm; etj.[3]

**Çfarë duhet të kihet parasysh para, gjatë dhe pas të folurit publik?**

Meqë të folurit publik dallon nga të folurit e zakonshëm, doemos duhet përgatitur paraprakisht. Fillimisht duhet njoftuar me audiencën para së cilës ligjëron. Pasi ligjëruesi ta marrë vesh strukturën e audiencës, duhet provuar kredibilitetin, duke folur për tema që janë në sfondin që e zotëron[4]. Profeti Muhamed a.s. në fillimin e misionit, porsa i mblodhi parinë mekase në bregoren e Safasë, provoi kredibilitetin e tij, duke iu thënë: "Më tregoni, po që se jua jap lajmin se një ushtri është duke ardhur nga rrëza e këtij mali, a do të më besonit?", të gjithë thanë: "Po", për shkak se deri atëherë askush nga ata nuk kishte dëgjuar ndonjë gënjeshtër nga ai. Pasi provoi besueshmërinë, ai iu tha: "Po ju paralajmëroj për dënimin e ashpër që është para jush, po që se nuk besoni."(Buhariu, nr. 4801)

Gjatë të folurit publik, patjetër duhet bazuar në burime të besueshme dhe të sakta. Përndryshe, pasojat mund të jenë fatale. Allahu xh.sh. porosit në Kuranin fisnik: "O ju që keni besuar, nëse ndonjë i pandërgjegjshëm ju sjell ndonjë lajm, ju shqyrtojeni mirë, ashtu që të mos e goditni ndonjë popull pa e ditur realitetin, e pastaj të pendoheni për atë që keni bërë."(El Huxhuratë, 6)

Gjithashtu, ligjëruesi duhet të mbajë kontaktin me sy me audiencën. Shkëputja e kontaktit me sy me audiencën nënkupton se ata nuk janë fokusi i ligjëruesit. Gjithashtu, ligjëruesi duhet të mbajë qëndrim fizik të drejtë e dinjitoz. Lëvizjet e duarve duhet të jenë të kontrolluara. Volumi i zërit duhet të jetë i përshtatshëm për audiencën. Ai nuk duhet të jetë vazhdimisht i ulët e as i lartë, por të ngrihet kur e kërkon nevoja. Shpejtësia e të folurit duhet të jetë e përshtatshme për t'u dëgjuar dhe kuptuar nga audienca. Krahas këtyre, duhet pasur parasysh edhe disa gjëra, për të cilat na e tërhoqi vërejtjen edhe pejgamberi ynë i dashur, Muhamedi a.s., kur thotë: "…më i urryeri prej jush te unë, dhe më i largëti prej jush te unë, në Ditën e Kiametit, është ai që flet shumë fjalë që vështirë kuptohen, që flet shumë me qëllim të mburrjes dhe ai që e dredh zërin gjatë të folurit për mendjemadhësi."(Tirmidhiu, nr. 2018).

Një fjalim i planifikuar mirë fillon me një hyrje të përshtatshme, mbulon dhe analizon pikat kryesore, nxjerr përfundimet e duhura, dhe kryhet brenda kohës së paraparë.[5]

Pasi të përfundojë ligjërimin, folësi publik do të ishte shumë frytdhënëse po që se do ta përcillte video-incizimin, për të ndjekur ligjërimin e tij. Kjo do t'i ndihmonte të vlerësojë gjërat që ka thënë si duhet, gjërat që eventualisht do të duhej thënë më mirë. Eventualisht do t'i ndihmonte në eliminimin e shprehjeve që mund të ishin pa vend, dhe t'i zëvendësonte ato me shprehje adekuate.

**Parime të nevojshme për një të folur publik efikas**

Për të ndërtuar mesazhe efikase duhet të aplikohen parime të caktuara komunikimi. Këto parime janë të ngjashme, qoftë për të folurit publik, apo edhe për të shkruarit. Këto parime mund të përmblidhen si vijon:

Tërësia. Pranuesi i mesazhit dëshiron informacion të plotë për atë që i intereson. Dëgjuesit mund të jenë të ndryshëm, prandaj fjalimi duhet të plotësojë pritjet dhe pyetjet eventuale të secilit prezantues në fjalim.

Konciziteti është të shprehurit e asaj çka duhet thënë me sa më pak fjalë të jetë e mundur, pa lënë diçka mangët. Një mesazh konciz eliminon fjalët e panevojshme dhe mundëson kuptimin e ideve të rëndësishme. Gjithashtu kursen pranuesin e mesazhit nga ngarkesat e panevojshme. Konciziteti është thuktësia.

Konsiderata do të thotë që mesazhi të përgatitet duke pasur parasysh pranuesin e mesazhit. Kjo nënkupton që duhet fokusuar në shprehjen "JU", në vend të shprehjes "NE", pastaj theksimi i fakteve pozitive dhe të kënaqshme etj.

Konkretësia nënkupton të komunikuarit konkret, në mënyrë specifike, dhe jo në mënyrë të përgjithshme. Kjo gjithashtu ngërthen në vete nevojën e përdorimit të fakteve, statistikave specifike, si dhe përdorimin e fjalëve të gjalla dhe imazhndërtuese.

Qartësia nënkupton nxjerrjen e kuptimit nga mendja e individit dhe transferimi i tij në mendjen e dëgjuesit.

Kjo është një problematikë në vete, pandaj kërkon mjeshtri të veçantë, duke pasur parasysh se secili njeri ka një interpretim unik, ide personale, eksperiencë personale etj. Të gjithë pejgamberët ishin dërguar në gjuhën e popullit të tyre, në mënyrë që populli i tyre ta kuptonte mesazhin. Thotë Allahu xh.sh.: "Ne asnjë nga të Dërguarit nuk e dërguam ndryshe vetëm se në gjuhën e popullit të vet, ashtu që ai t'ua shpjegojë atyre (në atë gjuhë)." (Ibrahim, 4)

Kortezia (Courtesy) nënkupton jo vetëm marrjen në konsideratë të mendimeve të të tjerëve, por edhe ndjenjat e tyre. Kortezia përfshin edhe sjelljen e matur dhe vlerësuese të të tjerëve, përdorimin e shprehjeve që tregojnë respekt, zgjedhjen e shprehjeve jodiskriminuese etj. Pejgamberi ynë i dashur, Muhamedi a.s. ishte i kujdesshëm ndaj shokëve të tij, por edhe porosiste vazhdimisht shokët e tij që të ishin të kujdesshëm dhe mos të lëndonin ndjenjat e besimtarëve. Transmeton Imam Ahmedi, se Muhamedi a.s. thotë: "O ju që keni shprehur besimin me fjalë, por besimi nuk ka depërtuar në zemrat tuaja, mos i lëndoni ndjenjat e besimtarëve dhe mos hulumtoni për gabimet e tyre!"(Tirmidhiu, nr 2032). Zaten, këto dy veprime duken të lehta në shikim të parë, por pesha e tyre para Allahut xh.sh. është mjaft e rëndë, saqë vë në pikëpyetje besimin e plotë në Allahun xh.sh.

Korrektësia nënkupton që gjithherë duhet thënë vetëm të vërtetën, në çfarëdo situate dhe rrethane. Muhamedi a.s. thotë: "Tradhti e madhe është që t'i tregosh diçka vëllait tënd, ai të besojë, e ti ta gënjesh." (Transmeton Ebu Davudi, nr. 4971). Gjithashtu Muhamedi a.s. thotë: "Ju duhet të jeni korrektë, sepse korrektësia udhëzon në punë të mira, e punët e mira udhëzojnë në Xhenet; dhe njeriu vazhdimisht do të jetë korrekt dhe do ta favorizojë korrektësinë, derisa tek Allahu të shkruhet korrekt… Dhe ruajuni gënjeshtrës, sepse gënjeshtra çon në ligësi, e ligësia në zjarr. Njeriu vazhdimisht do të gënjejë dhe do ta favorizojë rrenën, derisa tek Allahu të shkruhet gënjeshtar."(Buhariu, nr. 6094).

Në aspektin teknik, korrektësia nënkupton përdorimin e duhur të të gjitha rregullave gramatikore, shenjave të pikësimit dhe mënyrave të ndërtimit të fjalive.[6]

Parim esencial për efektivitetin e ligjërimit, e mbase edhe më i rëndësishmi është shembulli personal. Disproporcioni mes fjalës, gjegjësisht këshillës së mirë dhe veprës, mund të jetë i kundërefektshëm. Hasan El-Basriu thotë: "Vaiz – ligjërues i mirë është ai që i këshillon të tjerët me veprat e tij, e jo me fjalët. Kur dëshiron diçka të urdhërojë, fillon nga vetja, më së pari vetë e kryen, ndërsa kur dëshiron diçka të ndalojë, pikësëpari ai vetë largohet nga ajo."[7] Përndryshe, shpërputhja mes fjalës dhe veprës përpos se ka efekt negativ padyshim është vepër e qortuar nga Allahu i Madhërishëm. Allahu xh.sh. thotë: "Tek Allahu është shumë e urrejtur ta thoni atë që nuk e punoni!" (Saff, 3)

Gjithashtu, edhe Pejgamberi ynë i dashur kërkon kujdes në këtë çështje. Usame bin Zejdi transmeton një hadith nga Muhamedi a.s., ku thotë: "Në Ditën e Gjykimit do të sillet një njeri dhe do të hidhet në Xhehenem. Do t'i dalin jashtë zorrët e barkut , sillet rreth tyre ashtu siç sillet gomari në rrotulluesen e mullirit. Banorët e Xhehenemit do të mblidhen rreth tij e do t'i thonë: O filan, ç'është me ty? A nuk ishe ti që urdhëroje në të mirë dhe ndaloje nga e keqja? Ai do t'u thotë: Po, gjithsesi, urdhëroja në të mirë, por vetë nuk e bëja, dhe ndaloja nga e keqja, por vetë e bëja."(Muslimi, nr. 2989)

### Të folurit publik dhe përgjegjësia para atyre që prezantojnë

Folësi publik duhet të jetë sa më i përgatitur që të jetë e mundur. Ai nuk duhet ta masë kohën që kalon duke ligjëruar, vetëm duke llogaritur minutat e tij që po i shpenzon duke folur para audiencës. Përkundrazi, ai duhet të llogarisë se ka marrë nga koha e prezantuesve, duke shumëzuar minutat që ka kaluar në ligjërim me numrin e pjesëmarrësve në ligjëratën e tij. Prandaj, aq sa është dhunti që i jepet rasti për të dalë para audiencës për të mbajtur fjalim të caktuar, duhet ta bartë edhe përgjegjësinë e peshës që ka të folurit para publikut, duke pasur parasysh vlerën e kohës në Islam, si dhe kujdesin që duhet pasur në menaxhimin efikas të saj.

Gjithashtu, ligjëruesi duhet të japë maksimumin e tij gjatë elaborimit, në mënyrë që të jetë sa më efikas para audiencës. Zaten këtë e kërkoi edhe Allahu xh.sh. nga pejgamberi ynë i dashur, Muhamedi a.s., teksa i thotë: "Thuaj: kjo është rruga ime, e vënë në fakte të qarta e që unë thërras te Allahu, unë dhe ai që vjen pas meje. Larg të metave është Allahu, e unë nuk jam nga idhujtarët." (Jusuf, 108) Prandaj këto fakte të qarta për një pjesë të shoqërisë mund të jenë të mjegullta për disa të tjerë. Roli i ligjëruesit është që t'i qartësojë sa më shumë të jetë e mundur, duke shpresuar në shpërblimin e Zotit Bujar e Fisnik.

(1) Andri Koxhaj, Florian Tomini, Manaxhimi i komunikimit, Tiranë, 2011, f. 8. (2) Dr. Abdulkerim Zejdani, Bazat e Thirrjes, Shkup, f. 568. (3) Stephen E. Lucas, Arti i të folurit publik, Tiranë, 2011, f. 36. (4) Hisham Et-Talib, Udhëzues përgatitor për punonjësit islamikë, Shkup, 1998, f. 15. (5) Hisham Et-Talib, Ibid f. 157. (6) Andri Koxhaj, Florian Tomini, Manaxhimi i komunikimit, Tiranë, 2011, f. 129. (7) Abdul Hamid El-Bilali, Metodat e Da'vetit, Shkup, 2003, f. 43.



Mr. Azmir Jusufi

# Bereqeti i Zotit është në tokë

**Njeriu - pjesë e Tokës**

Nuk ka asnjë dyshim në faktin që Allahu e krijoi tokën dhe e pasuroi me të gjitha elementet e nevojshme. Ajo është vënë në shërbim të qenies njerëzore, në mënyrë që jo vetëm të jetojë në të, por edhe të ushqehet nga ajo. Njeriu, si një qenie sociale, është krijuar nga elementet e tokës, jeton në tokë, ushqehet nga toka, dhe në fund përsëri trupi i tij do të kthehet në brendësinë e saj dhe do të qëndrojë aty deri në një afat tashmë të caktuar nga Zoti.

Allahu xh.sh. ka krijuar një shumëllojshmëri të krijesave. Ka nga ato që ecin me katër këmbë (kafshët), dhe ka nga ato që ecin me dy këmbë (njerëzit), por ka edhe nga ato që fluturojnë (zogjtë). Gjithashtu Allahu xh.sh. ka krijuar krijesat që nuk kanë nevojë as për ushqim e as për pije, e ato janë melekët (engjëjt).

**Përpunimi i tokës sipas Kuranit dhe hadithit**

Ne jemi dëshmitarë të faktit se sot bujqësia nënvlerësohet në një masë të madhe, ndërsa, personalitetet e famshme botërore tregojnë për begatinë, vlerën e saj dhe nevojën e miqësinë e njeriut me natyrën, e cila është një vazhdimësi e jetës sonë. Për këto begati dhe mirësi mes tjerash tregon edhe shkenca në përgjithësi. Ekonomistët tregojnë se bujqësia është një nga sferat më të rëndësishme në të cilën duhet investuar, e në veçanti në shoqëritë në tranzicion - të cilat janë në trendin e zhvillimit të tyre (të tilla siç janë veçanërisht shoqëritë në Ballkan).

Allahu xh.sh. dhe Pejgamberi a.s. nga njerëzit kërkojnë punë dhe përkushtim të veçantë për të fituar për veten dhe familjet e veta. Është obligim i çdo njeriu që të fitojë për familjen e tij, prandaj sadakaja më e mirë është ajo e shpenzuar në familje. Në një hadith të transmetuar nga Ibën Mesudi r.a., Pejgamberi s.a.v.s., thotë: "Kur njeriu harxhon diçka për familjen e tij, me qëllim të sadakasë, do t'i llogaritet si sadaka!"

Allahu xh.sh. në Kuran, në suren El Mulk, thotë: "Ai është që juve tokën ua bëri të përshtatshme, andaj ecni nëpër pjesë të saj dhe shfrytëzoni begatitë e Tij, Dhe Atij do t'i ktheheni (vetëm tek Ai është e ardhmja)." (El Mulk, 15)

Ibën Kethiri, duke komentuar ajetin e sipërpërmendur, përmend hadithin që thotë se Omeri r.a., e kishte dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë: "Nëse do të mbështeteshit ju në Allahun, me tevekulin e vërtetë, Ai do t'ju kishte furnizuar ashtu siç i furnizon zogjtë, të cilët në mëngjes shkojnë të uritur, kurse në mbrëmje kthehen të ngopur."

Ibën Xhuzejj El-Kilbi El-Endelusi citon mendimin e Ibën Abasit r.a., i cili thotë se fjala manakib paraqet kodra, zona (fusha) dhe rrugë; dhe ushqehuni me furnizimin e Tij! Dhe Atij do t'i ktheheni (vetëm te Ai është e ardhmja), - pasi të ngjalleni në Ditën e Gjykimit.

Nga ajeti i sipërpërmendur kuptojmë se Allahu xh.sh. e bëri Tokën të përshtatshme për jetën (dhe përpunimin e të njëjtës), të ecim mbi sipërfaqen e saj dhe të mendojnë për të gjitha llojet dhe peisazhet simpatike dhe bukuritë magjepse. Nga njeriu kërkohet ta punojë tokën, kurse frytet e kësaj pune Allahu xh.sh. sigurisht se do t'ia japë.

Komentuesi i Kuranit El-Alusi, në tefsirin e tij shënon se Omer bin Hatabi r.a., me një rast kaloi para një grupi njerëzish dhe i pyeti: "Kush jeni ju?" - "Ne jemi ata që mbështeten në Allahun", thanë ata. Ai tha: "Jo, ju vetëm shtireni sikur jeni nga ata që bëjnë tevekul. Tevekulin e vërtetë e bën njeriu që mbjell farën në tokë, dhe pastaj mbështetet në Zotin e vet të Gjithëfuqishëm!"

Islami urdhëron punën dhe përpjekjen. Sipas tij më i mirë është ai që jep (sadaka - lëmoshë, zekat) sesa ai që pranon. Gjëja më e keqe është kur vetë njeriu e sjell në zgrip të lypësisë veten e tij, kurse është i aftë për punë. Më e vlefshme dhe më e mirë për myslimanin është që të marrë me vete ndonjë sëpatë dhe litar dhe të shkojë në pyll e të sjell ndonjë barrë me dru, të cilat mund t'i shet dhe të fitojë të holla dhe me fitimin e tyre të ushqejë familjen e tij, sesa të jetë i varur nga dikush



tjetër. Varësia nga dikush në mënyrë graduale kalon në sëmundje. Nëse shikojmë në praktikën e Pejgamberit a.s., në këtë segment të jetës së tij shohim se ai kishte inkurajuar dhe motivuar për bujqësi. Për bujqësinë tha se është një adhurim përmes të cilës myslimani i bën ibadet Allahut xh.sh. T'i përmendim në vijim disa nga hadithet: Enes bin Maliku r.a. transmeton se Pejgamberi a.s. kishte thënë: "Nëse do të fillojë Kiameti, e në dorën e dikujt prej jush është fidani, nëse ka mundësi që ta mbjellë, le ta bëjë atë!"

Xhabiri r.a. transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nuk ka mysliman që mbjell një fidan e që gjithçka që hahet nga ajo pemë të mos llogaritet për të si një sadaka, ajo që merret nga ajo të mos llogaritet si sadaka, dhe ajo çka ha kafsha nga ajo të mos llogaritet si sadaka..."

Enes bin Maliku r.a. transmeton se Pejgamberi s.a.v.s. kishte thënë: "Çdo mysliman që e përpunon tokën e papërpunuar do të ketë shpërblim, dhe gjithçka që hanë zogjtë, kafshët dhe njerëzit nga frytet e punës së tij do të ketë shpërblim nga Allahu xh.sh."

Allahu xh.sh., në Kuran thotë: "Ai (Allahu) është që krijoi kopshte (bimët e të cilave) të ngritura lart (në shtylla) dhe të rrafshëta (të shtrira në tokë), edhe hurme dhe drithëra me frute (shijesh) të ndryshme; (krijoi) ullinjtë dhe shegët e ngjashme (nga forma) e jo të ngjashme (nga shija). Hani frutat e tyre kur të piqen dhe ditën e korrjes (të vjeljes) së frutave jepeni atë pjesë që është obligim (të varfërve e nevojtarëve)...!" (El Enam, 141)

Bazuar në këto fjalë kuranore shohim harmoninë e veçantë të vendosur nga Zoti Fisnik. Fillimisht që ne me duart tona duhet të kultivojmë tokën, prodhimet bujqësore, palmat dhe vreshtat, kështu që Zoti të na japë furnizim të llojllojshëm nga Thesari i Tij i pashtershëm, të shijojmë fruta dhe gëzojmë llojllojshmërinë e tyre, e kështu na obligon që të mos i harrojnë edhe të tjerët që kanë nevojë për to, na e bën me dije që në ditën e vjeljes së këtyre frutave t'u japim atyre që kanë të drejtë nga to.

### Natyra – qetësia shpirtërore dhe trupore

Të përpunuarit e tokës - të qëndruarit në natyrë, sot është lëvizje e përhapur në botë, interes i dobishëm dhe rekreacion. Jetën e njeriut modern e përcjellin peripecitë e ndryshme. Prandaj, njeriu në mënyrë që të ruajë një ekuilibër; i lodhur nga puna e përditshme:



shkenca, teknologjia, politika etj., ai përpiqet të gjejë një ekuilibër dhe kundërpeshë, të gëzojë kënaqësinë e tij në qetësi dhe të kalojë së paku një kohë të shkurtër në një mjedis më pak të zhurmshëm. Disa orë që njeriu i kalon në ajër të pastër, në kopshtin e vet, janë një pushim i mirë dhe relaksim për të cilin aq shpesh shkruhet në shtyp dhe flitet në radio e televizion.

### Krizë

Njeriu gjatë një dite, në veçanti sot, mund të dëgjojë disa herë këtë term. Ne nuk e mohojmë faktin se në thelb është një krizë, megjithatë njeriu është shkaku i vërtetë i të njëjtës krizë rreth të cilës flet, shkruan dhe dëgjon. Në një gazetë ditore përmendet rasti i një plaku dhe një grupi të të rriturve që udhëtonin me tren. Këta vazhdimisht ishin duke folur për krizën. Plaku i vlefshëm dhe i mençur u tha: “Tashmë është dreka, e ju vetëm që jeni zgjuar nga shtretërit tuaj, madje akoma jeni të përgjumur, e kjo mund të shihet në sytë tuaj. Pandërprerë ishit duke folur në lidhje me krizën, e sa mund të shoh ju asgjë nuk jeni duke punuar, por mbani telefona nga modelet e fundit. Me siguri edhe jeni veshur me veshje të shtrenjta. Shikoni për një moment nga dritarja. Çfarë shihni ju?! Shkreti-vend të papërpunuar, të pakultivuar e me plot gjemba, tokë të braktisur prej kohësh, e që e njëjta dikur ishte e përpunuar, e kultivuar. Dhe atëherë nuk kishte krizë, sepse të gjithë punonim. Ju jeni të rinj dhe entuziastë, e nuk doni të punoni. Jeni zgjuar në drekë dhe flisni për krizën. Derisa ju jeni zgjuar që tani, unë tashmë i kam kryer punët dhe obligimet e mia: e mola bagëtinë, e kam përgatitur qumështin dhe e kam shitur atë, dhe tani jam duke u kthyer për në shtëpi.”

(1) Hadithin e shënon Buhariu në Sahihun e tij. (2) Ibën Kethir, Tefsir Ibën Kethir (Version i shkurtuar), versione më të sakta i përzgjodhi: Muhammed Nesib Er-Rifai, grupi i përkthyesve, Sarajevë, 2012, f. 1407. (3) Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibën Maxhe nga Ebu Hurejra, r.a. Tirmidhiu thotë se hadithi është i mirë-sahih. (4) Ibën Xhuzejj El-Kilbi El-Endelusi, Olakšani komentar Kur’ana, vëllimi 6., përktheu nga arabishtja, dhe shënimet: Nedžad Ćeman, Libris d.o.o., Sarajevë, 2014, f. 185. (5) Mahmud Alusi El-Bagdadi, Tefsiru-l-Alusi (Ruhu-l-meani fi tefsiri-l-Kur’ani-l-adhim ve seb’i-l-methanijj), vëll. 29, f. 15. (6) Hadithin e shënon Ahmedi, në Musnedin e tij, III: 191. (7) Hadithin e shënon Muslimi, në Sahihun e tij. (8) Hadithin e shënon Buhariu, nr. 2195, dhe Muslimi, nr. 1553.

# Lindja e nacionalizmit arab*



**Nacionalizmi arab-Definicioni:**

Nacionalizmi arab është një lëvizje ideo-politike fanatike, e cila angazhohet për glorifikimin e lavdisë arabe dhe vendosjen e një shteti të përbashkët për të gjithë arabët në themelet e gjakut të njëjtë, lidhjes farefisnore, gjuhësore dhe historike, në vend të fesë së deritanishme. Kjo lëvizje u shfaq si jehonë e ideve të ngjashme nacionale që para saj u lajmëruan gjithandej Evropës.

**Shfaqja dhe personalitetet më të rëndësishëm:**

Idetë nacionaliste në mesin e arabëve për herë të parë u shfaqën kah fundi i shekullit XIX dhe fillimi i shekullit XX, të përfaqësuara në lëvizjet e fshehta të formuara nga ana e shoqatave dhe celulave arabe në kryeqytetin e kalifatit osman. Më pas ato filluan edhe të depërtojnë haptazi nëpër shoqatat e shkrimtarëve me seli në Damask dhe Bejrut, që në fund orientimet e tyre të qarta t'i arrijnë në kuadër të lëvizjes politike në Kongresin e Parë Arab të mbajtur në Paris më 1912.

**Ja një pasqyrë e shkurtër kronologjike e shoqatave më të rëndësishme të orientimit pro-nacionalist:**

*- Shoqëria Siriane – e themeluar më 1947, në Damask, nga ana e të krishterëve sirianë, në mesin e të cilëve ishin Butros El-Bestani dhe Nasif El-Jazxhi.*

*- Shoqëria Siriane në Bejrut – e themeluar në vitin 1868, po ashtu nga ana e të krishterëve, mesin e të cilëve ishin Selim El-Bestani dhe Munif Huri.*

*- Shoqëria Siriano-Arabe – e themeluar në vitin 1875, me degët në Damask, Tripoli (Liban) dhe në Sajdi.*

*- Shoqëria për të drejtat e kombit arab – e cila me shumë degë u shfaq në vitin 1881, me qëllim të bashkimit të myslimanëve dhe të krishterëve.*

*- Shoqëria besëlidhja e atdheut arab - të cilën në vitin 1904 në Paris e themeloi Nexhip Azuri, dhe me atë rast shkroi librin me titull "Zgjimi i arabëve".*

*- Shoqëria e atdheut arab - të cilën po ashtu në Paris, në vitin 1905, e themeloi Hajrullah Hajrullah. Atë vit u shfaq edhe libri i parë kombëtar me titull "Lëvizja kombëtare arabe".*

*- Shoqëria kahtaniane - shoqatë e fshehtë të cilën në vitin 1909 e themeloi Halil Amada El-Misri.*

*- Shoqëria arabizmi i ri - të cilën në vitin 1911 në Paris e themelojnë studentët arabë, në mesin e të cilëve ishte edhe Muhamed El-Balebeku.*

*- Blloku i përfaqësuesve arabë - e shfaqur në vitin 1911.*

*- Partia e decentralizimit – e themeluar më 1911.*

*- Shoqëria e reformatorëve – e themeluar kah fundi i vitit 1912, në Bejrut, Damask, Halep, Bagdad, Basra dhe Mosul, nga ana e myslimanëve dhe të krishterëve të dalluar.*

*- Kongresi arab në Paris - themeluar në vitin 1912, nga ana e studentëve arabë.*

*- Partia e zotimit – të cilën fshehurazi dhe në mënyrë shumë të rreptë e themeluan oficerët arabë në ushtrinë osmane në vitin 1912.*

*- Shoqëria e flamurit të gjelbër - të cilën në vitin 1913 e themeloi Dr. Faik Shakir.*

*- Shoqëria e përkrahësve të diturisë - e cila në vitin 1914 u shfaq në Mosul.*

Megjithatë, thirrja në nacionalizmin arab përkundër të gjithave mbeti në kuadër të pakicave fetare jomyslimane dhe një numri të vogël të myslimanëve, të bartur me idetë nacionaliste. Nacionalizmi arab asnjëherë nuk i arriti përmasat e gjëra dhe nuk e fitoi përkrahjen në masë të popullit, derisa atë ide nuk e mbështetën me të madhe mjetet e informimit dhe mjetet tjera të nevojshme, që u iniciuan nga ish kryetari egjiptian Xhemal Abdunaser. Sot për të mund të thuhet se përjeton periudhën e rënies, apo të paktën është duke lëvizur vetëm në vend. Figurën më markante dhe propagandistin më të njohur të nacionalizmit arab e paraqet Sati El-Husari (1880-1968). Ai ka shkruar shumë vepra që konsiderohen themel të idesë nacionaliste arabe. Menjëherë pas tij vjen emri i Mishell Aflakut.

**Idetë dhe bindjet**

Ideja e nacionalizmit arab për të vendosur lidhjen sipas afërsisë dhe gjakut u ngrit në llogari të dobësimit të lidhjes fetare. Nëse disa shkrimtarë të nacionalizmit



arab e anashkalonin çështjen fetare, të tjerët haptazi angazhoheshin për përjashtimin e plotë të saj nga lidhja mbi të cilën ngrihej nacionalizmi arab. Ata vepronin ashtu nën pretekstin se ajo, për shkak të mosekzistimit të jomyslimanëve në radhët e tyre, bën ndarjen e bashkimit kombëtar duke pohuar se lidhja e gjuhës dhe prejardhjes së njëjtë është më e fortë për bashkimin arab sesa lidhja fetare. Pasi që bazohet në idenë e largimit të fesë islame nga jeta politike, shoqërore, arsimore dhe juridiko-ligjvënëse e arabëve, nacionalizmi arab konsiderohet dezertim i llojit të vetë nga Islami, një hap prapa kah paganizmi dhe një lloj i kolonializmit ideor të botës islame, aq më tepër kur dihet se erdhi si një jehonë e ideve nacionaliste që para saj ishin shfaqur në Evropë. Propagandistët e nacionalizmit arab, pa marrë parasysh gjitha dallimet mes tyre, konsiderojnë se vlerat më të rëndësishme në të cilat duhet të qëndrojë nacionalizmi arab janë njëjtësia e gjuhës, gjakut, historisë, dhe dhimbjes për dëshirën e vendit.

Ata konsiderojnë se të gjithë arabët janë një komb, dhe se si komb i njëjtë i kanë vlerat e veta, dhe si të tillë të gjithë duhet të jetojnë në një vend të përbashkët e që do të shtrihej nga Gjiri Arab deri te Oqeani Atlantik. Gjithashtu, ata mendojnë se kufijtë ekzistues mes pjesëve të këtij vendi të madh janë përkohësisht, dhe që ato me kalimin e kohës duhet tërësisht të zhduken, dhe se arabët duhet ta kenë një vendbanim të përbashkët dhe një qeveri që në punët e saja duhet të mbështetet vetëm në idetë shekullariste.

Nacionalizmi arab angazhohet për ta liruar arabin nga legjenda, besëtytnia dhe feja. Në këtë kuptim ai e themeloi parullën: "Feja është e Zotit, kurse atdheu i të gjithëve." Nga kjo parullë është më se e qartë se nacionalizmi arab lufton për largimin e tërësishëm të Islamit nga jeta praktike dhe publike, në njërën anë, dhe për vëllazëri të atdheut të përbashkët nga vëllazëria fetare, në anën tjetër. Nacionalizmi arab konsideron se fetë, pakicat dhe tradita që nga brezi në brez trashëgon pengesat, dhe se për një ngritje më të më mirë për të ardhmen e kombit, duhet sa më parë t'i jepet fund. Disa nga udhëheqësit e nacionalizmit arab kishin shprehi të thonë: "Ne kemi qenë arab para Isait, Musait, dhe Muhamedit salallahu alejhi ve selem."

Nacionalizmi arab pohon se bashkimi arab është fakt, kurse bashkimi islam një ëndërr e kotë. Gjithashtu ata pohojnë se ideja për nacionalizmin arab është natyrore, se ajo vjen nga thellësia e shoqërisë natyrore e jo nga trillimet e ideve individuale. Përkrahësit e nacionalizmit arab shpesh kishin dëshirë t'i citojnë fjalët e shkrimtarit El-Karavi:

*Ma jepni festën e cila arabët*
*do t'i bënte komb,*

*ndërsa trupin tim e përcillni sipas fesë*
*së Brahmanit!*

*Paqja qoftë me mosbesimin që*
*do të na bashkojë,*

*kurse pas saj mirë se na vjen edhe*
*Xhehenemi!*

Disa nga përkrahësit e nacionalizmit arab kishin zakon të thonë: "Gjenialiteti arab për vete dinte të shprehej në mënyra më të ndryshme, ashtu që ndonjëherë shprehej përmes kanunit të Hamurabit, ndonjëherë përmes poezisë së paraislamit, e ndonjëherë përmes vetë Islamit.



Të tjerët, pastaj, si nacionalistë të famshëm do të bërtisnin: "Dikur të gjithë arabët ishin Muhamed. Për shkak të sotit, të gjithë arabët le të bëhen muhamedanë!"

Përkrahësit e nacionalizmit arab konsiderojnë se për arabin është krim të heqë dorë nga nacionalizmi i tij, dhe në vend të tij të pranojë çfarëdo ideje botërore. Kjo përkundër faktit që përjashtimi i Islamit nga jeta e përditshme arabe do të nënkuptonte shpartallimin definitiv të tyre. Njëri nga ideologët e njohur të nacionalizmit arab kishte deklaruar: "Nëse çdo shekull e ka misionin e vet të shenjtë, atëherë nacionalizmi arab është misioni i shenjtë i këtij shekulli." (Lexo shekulli XX, Sh. V.). Tjetri madje do të deklaronte: "Arabizmi është feja jonë. Ne arabët jemi besimtarë më të vjetër edhe se myslimanët e të krishterët, sepse arabizmi ka ekzistuar edhe para Islamit edhe para krishterimit. Mu për këtë arsye ne arabizmin duhet ta ruajmë me xhelozi, të jemi më xhelozë prej myslimanëve që e ruajnë Kuranin e pejgamberit dhe të krishterët Inxhilin e Mesiut." Disa nacionalistë arabë pohonin se "faza e nacionalizmit në jetën e çdo kombi është e pashmangshme, dhe se ajo është faza e fundit e zhvillimit të kombit në përgjithësi, dhe si e tillë faza më e ngritur e mendimit njerëzor."

### Rrënjët e akaides dhe të idesë

Lëvizjet nacionale u paraqitën edhe në Evropë, e nën ndikimin e tyre u krijuan disa shtete evropiane, siç është Italia dhe Gjermania. Është më se e qartë se kolonializmi ishte ai që kishte nxitur mendimin nacional në mesin e myslimanëve, dhe kishte ndihmuar në përhapjen, me qëllim që nacionalizmi të bëhet alternativë e fesë, që do të ndihmonte në rrënimin e fesë së patundur të myslimanëve, dhe se me provokimin e përkatësisë së tyre popujve të ndryshëm tu mbillej fara e konfliktit dhe përçarjes të bashkimi fetar dhe politik të tyre.

Të dhënat mundësojnë të vërehet që të krishterët e Shamit, e natyrisht edhe ata të Libanit, në kohën e shtetit osman kanë qenë në veçanti aktivë në propagandimin e nacionalizmit arab. Para së gjithash, atë e bënin me qëllim të thellimit të armiqësisë mes shtetit osman-mysliman, ndaj të cilit kishin urrejtje të madhe edhe në mesin e arabëve, te të cilët me çdo mënyrë duhej t'i zgjeroje elementet që nuk kishin karakter fetar, ashtu që sa më shumë të ikej nga osmanlinjtë.

Paraqitja e nacionalizmit arab, në një farë mënyre, ishte një reagim ndaj një pranie të madhe të ideve turke-të nacionalizmit turk.

### Përhapja dhe qendrat e ndikimit

IIdenë e nacionalizmit e bartin shumë arabë të rinj dhe intelektualë e mendimtarë arabë. Në botën arabe ekzistojnë shumë parti politike me parashenjën kombëtare apo popullore, siç janë: Lëvizja e bashkimit popullor në Tunizi, Partia Bath në Irak dhe Siri, dhe mbetjet e naserizmit në Egjipt, Sham dhe Libi.

Shumica e liderëve arabë garojnë se cili prej tyre do të jetë nacionalisti më i madh, duke theksuar me krenari se ai është udhëheqësi i nacionalizmit arab dhe nga të gjithë më i përshtaturi i idesë së tij. Mund të vërehet që pasioni për nacionalizmin arab në kohën e fundit është duke rënë gjithnjë e më shumë.

***Përgatiti dhe përshtati Shefki Sh. Voca.***
****Marrë nga "Islamska enciklopedija-religija, mezheba i savremenih pokreta i partia", Sarajevë, 2006, f. 331-334. Grup autorësh.***



Kenan Malsiu

# Si duhet të shpenzohet pasuria nga besimtari mysliman?

"Çkado që shpenzoni për në rrugë të Allahut, ajo do t'ju shpaguhet, dhe nuk do t'ju bëhet e padrejtë." (El Enfalë, 60).

Pasuria është një nga mirësitë e shumta që Allahu i Lartësuar ia ka dhuruar njeriut. Kështu që, si për të gjitha mirësitë dhe begatitë e tjera, edhe për këtë begati myslimani duhet ta falënderojë Allahun, por edhe t'i kërkojë ruajtjen e pasurisë dhe vazhdimin e furnizimit të tillë. Përgjithësisht, pasuria është si të gjitha dëshirat e tjera të njeriut, kështu që ajo ka rregulla, kritere, kushte, ndalesa dhe rrjedhoja që duhen marrë parasysh.

Megjithatë, Allahu i Lartësuar në librin e Tij fisnik na ka treguar se si myslimani duhet ta organizojë jetën e tij, se si duhet të krijojë pasuri, si ta menaxhojë atë dhe si ta shpenzojë atë. Gjithashtu, po për këtë çështje ka folur edhe Muhamedi a.s. në një varg hadithesh, ku ka treguar se si myslimani duhet ta ruajë dhe shpenzojë pasurinë e tij, që të jetojë me krenari dhe dinjitet në këtë botë, dhe të jetë i shpëtuar në botën tjetër.

Allahu na furnizon me çdo të mirë, dhe nga çdo e mirë që kemi duhet të ndajmë një pjesë për ta shpenzuar në rrugën e Tij. Besimtarët duhet të kërkojnë vazhdimisht furnizim nga Allahu. Ata duhet t'i luten vetëm Atij, sepse edhe vetë Ai ka thënë se u përgjigjet çdoherë kur besimtarët i luten. Allahu thotë në Kuran: "E kur robërit e Mi të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet. Pra, për të qenë ata drejt të udhëzuar, le të më përgjigjen ata Mua dhe le të më besojnë Mua!" (El Bekare, 186).[1]

### Shpenzimi i pasurisë në Rrugën e Allahut

Përderisa çdo e mirë në jetë na vjen prej Allahut, edhe shpenzimi i pasurisë tonë duhet të orientohet përgjithësisht në Rrugën e Allahut. Besimtari duhet të jetë i kujdesshëm që pasuria e tij të mos mbetet pa u pastruar me zekat, në çdo rast që plotësohet nisabi, pastaj duhet që ketë kujdes edhe në plotësimin e obligimeve të përcaktuara nga sheriati islam në aspekt të shpenzimit të pasurisë, përkatësisht plotësimit të kushteve të jetës për familjen: prindërit, gruan, fëmijët, të afërmit etj. Një besimtar i pasur është i dobishëm edhe për rrethin ku jeton. Ai duhet të ketë kujdes dhe të mos lejojë që fqinjët e tij të jetojnë në kushte shumë të rënda, të mos kenë ushqim të mjaftueshëm, ndërsa vetë të ketë rehatinë, komoditetin dhe luksin e tepërt.

Në një hadith të tij Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nuk ka besuar askush derisa ai shkon të flejë i ngopur ndërsa fqinji i tij të jetë i uritur."

Pra, për besimtarin mbetet sfidë që pasurinë e tij ta shpenzojë në: Rrugë të Allahut, zekat, furnizim të familjes, ndihmë farefisit-sadaka, dhe përkujdesje ndaj fqinjëve.

Shembujt e shpenzimit të pasurisë në Rrugën e Allahut nga ana e sahabëve janë të shumtë, ndërsa mjafton të rikujtojmë Ebu Bekrin dhe Umerin r.a. që shpenzonin gjithçka nga pasuria e tyre për këtë qëllim. Madje, ata vraponin se cili prej tyre do të shpenzonte më tepër për ta zhvilluar Islamin dhe për ta ruajtur fenë e Allahut, dhe kjo në një kohë kur Islami varej kryekëput nga kjo. Mirëpo pse e bënin ata një gjë të tillë? Pa dyshim se ata e dinin çdo fjalë të Allahut që e kishte zbritur në Kuran, si dhe e praktikonin me përkushtim të madh. Ata e dinin edhe ajetin e 60 të sures El Enfal, ku Allahu thotë: "Çkado që shpenzoni për rrugë të Allahut, ajo do t'ju





konpenzohet, dhe nuk do t'ju bëhet e padrejtë." (El Enfal, 60).[1]

Pra, çdo shpenzim që e bëjmë për hir të Allahut dhe në Rrugën e Tij, në fenë e Tij, është ajo që do të na kthehet në këtë dhe botën tjetër, dhe pa dyshim se është investimi më "kapital" dhe më i sigurt.

Ndërsa, kur është fjala për Pejgamberin a.s., "nuk njohim ndokënd që t'i jetë ofruar aq pasuri sa i është ofruar të Dërguarit të Allahut dhe ai ia jepte gjithçka që i ofrohej shokëve të tij dhe për të ngritur Fenë e Allahut."[2]

### Shpenzimi i pasurisë në kotësira

Myslimani duhet të jetë i vetëdijshëm që pasurinë e tij të mos e shpenzojë në kotësira, si dhe në masë të pacaktuar, që po ashtu mund ta klasifikojmë si shpenzim të kotë, shkapërderdhje. Zoti i Madhërishëm në planprogramin ideal të njeriut, në Kuranin famëmadh, thotë: "O ju që besuat! Mos i ndaloni (mos i bëni haram) të mirat që për ju i lejoi Allahu (i bëri hallall) dhe mos teproni, se Allahu nuk i do ata që e teprojnë (i kalojnë kufijtë e dispozitave të Zotit)." (El Maide, 87).[1]

Shpenzimi i pasurisë në kotësira nënkupton shpenzimin e pasurisë në: gjërat e ndaluara dhe që Allahu i Madhëruar nuk i do, gjërat që nuk janë për qëllim të shpenzohet pasuria në aspektin islam, sasi të pacaktuar-shkapërderdhje; që konsiderohet çdo nënçmim i pasurisë, hedhje e ushqimeve dhe pijeve të mbetura, shpenzim i parave pa nevoja primare, keqpërdorim i parave në ushqim dhe pije të kota etj.

Myslimanët, sidomos viteve të fundit, kanë rënë në një pakontroll të madh të shpenzimit të pasurisë, sidomos në raste festash.

Myslimanët sot shpenzojnë pasurinë e tyre për festat e tyre, por edhe ato të feve tjera, siç ndodh rëndom me festën e Vitit të Ri, kur besimtarët shpenzojnë qindra euro vetëm në fishekzjarre. Vlera e importit të fishekzjarrëve në Kosovë për festat e fundvitit kalon milionat. Derisa në vitin 2012 vlera ka qenë 2.7 milon, një vit më herët (2011) ishte 3 milion. Ndërsa, sipas doganës së Kosovës, vetëm në vitin 2014 janë importuar 880 mijë kilogram, të cilat në vlerë monetare janë 1.2 milion euro, ndërsa taksa janë paguar mbi 350 mijë euro.[3]

Kur kemi parasysh se Kosova është mbi 96 % me besimtarë islamë, kjo pa dyshim se është një shumë e madhe parashë e shpenzuar në kotësira, dhe një shkapërderdhje e pasurisë së besimtarëve myslimanë nga ana e tyre.

Pastaj, myslimanët viteve të fundit janë duke e shpenzuar paranë kot edhe nëpër festat familjare, siç janë dasmat dhe gëzimet tjera. Teprim është edhe ajo që po ndodh në raste festimesh, sidomos në raste dasmash; sa forma të shëmtuara të teprimit ndodhin në to! E të mos flasim për veprat tjera të ndaluara që ndodhin në to.Të gjitha janë teprim.[4] Për një dasëm sot myslimanët shpenzojnë mijëra eruo, shkapërderdhin paranë në ushqim, pije, muzikë, etj.

Çështja e teprimit është një derë e gjerë të cilën e kupton çdonjëri që vështron. Prandaj, duhet ta kemi frikë Allahun, duhet ta përkujtojmë se do të kthehemi tek Ai, do të qëndrojmë para Tij dhe se do të pyetemi nga Ai. Prandaj, duhet të përgatitemi për përgjigje, e ajo përgjigje duhet të jetë e saktë.[5] Pra, duhet ta pasojmë fjalën e Allahut: "Hani, pini, e mos e teproni!" dhe ta kujtojmë hadithin e Resulullahut se, secili do të përgjigjemi për pasurinë, pra se si e kemi shpenzuar.

Vërtet disa që Allahu i ka begatuar me begatinë e pasurinë, i shohim duke e shpenzuar atë në lojë, dëfrim, argëtim dhe luks pa llogari, e kur thirren të shpenzojë dhe kontribuojë për në mirësi, tregohet koprracë dhe dorëmbledhur, përveç nëse pas kësaj shpresojnë dhe synojnë ndonjë interes të kësaj bote. Këta dhe të ngjashmit me ta e ekspozojnë veten e tyre ndaj rrezikut të madh në këtë botë dhe në botën tjetër. A nuk e di se Allahu i Madhërishëm nesër ka për ta pyetur për atë pasuri: Si e ka fituar atë dhe ku e ka shpenzuar?[6]

(1) Kurani. (2) http://rrugetepaqes.net/?p=1240 (Meshhur bin Hasen Al Selman, "Pasuria dhe gjykimi islam për të). (3) http://infodirekt.tv/index.php/laj me-all-fix/24689-kosova-importoi-1-2-milion-euro-fishekzjarre-per-kete-vit. (4) http://www.islamgjakova.net/artikulli.php?id=6820. (5) Po aty. (6) http://krenaria.com/web/artikulli.php?Id=4590&Kat=10. (Autori: Dr. Falih Muhamed es-Sugajr).



**Fatmir Hadri**

# Burimet e të keqes: epshi dhe shejtani

Në Kuranin famëlartë tregohet se e keqja ka dy burime kryesore. Njëri nga burimet është eshpi, i cili gjendet brenda njeriut, dhe atë e urdhëron dhe e nxit vazhdimisht të bëjë punë të liga dhe të pahijshme. Pra, epshi me sugjerimet e tij të vazhdueshme mundohet që njerëzit t'i nxisë të largohen nga rruga e drejtë, e të këqijat dhe të ligat ua tregon si të mira. Në këtë mënyrë ai, me nxitjet e vazhdueshme për keq, njerëzit mundohet t'i dërgojë në humnerë dhe në shkatërrim.

Në Kuranin famëlartë cilësia e epshit tregohet kështu: "Unë nuk e shfajësoj veten time, sepse epshi është shumë nxitës për të keqen, përveç tek ai që e ka mëshiruar Zoti im, se Zoti im është që fal e mëshiron shumë". (Jusuf, 53). Sipas ajetit kuranor shihet qartë se epshi është nxitës për keq. Për këtë arsye epshi përball gjërave në këtë botë është shumë i ndjeshëm, nuk ngopet kurrë, kështu që njeriun e bën viktimë të punëve të liga dhe të ndyra. Fillimi i tij, për shkurt, duket i ëmbël, mirëpo fundi i tij përherë është i idhët. Në fillim të bëhet mik, e kur Krijuesi yt i jep fund jetës sate të kësaj bote, të bëhet armik.

Pra, nuk ka dyshim se një nga shkaqet kryesore për shkatërrimin e personalitetit të njeriut është të nënshtruarit ndaj epsheve, sepse epshet gjithnjë çojnë në fantazim dhe shkatërrim të moralit. Njeriu që ndjek epshet jo vetëm u ekspozohet rreziqeve, por gjithnjë e më shumë u afrohet dyerve te Xhehenemit. Për këtë arsye, kur dijetarët kanë folur për epshin, kanë thënë se është bërë i rrezikshëm për shkak se ata që jepen pas tij e jetojnë me të, e kanë të garantuar Zjarrin.

Ky epsh, që qenka i rrezikshëm për shkatërrimin e njeriut, është i mbjellë në trupin e njeriut, qoftë mashkull ose femër. Pra është natyrshmëri e tij, e organizimi, menaxhimi dhe shfrytëzimi i tij varet nga vetë njeriu; sa është ekonomist në menaxhimin e drejtë dhe hallall të tij. Menaxhimi i drejtë i epshit njeriun e ngre në shkallë të lartë, kurse menaxhimi i keq i tij njeriun e vë edhe më poshtë se kafshët. Prandaj ata që u nënshtrohen epsheve do të humbin patjetër rrugën e vërtetë, pa marrë parasysh nëse janë vënë pas epsheve me vetëdije apo pa të.

Është e vërtetë që shumica e njerëzve jepen pas epsheve me vetëdije të plotë, pa e kuptuar se do t'u njolloset autoriteti, e nuk do t'u shkojë as fjala dhe as puna. Pikërisht për këtë arsye dijetarët e mëparshëm ua tërhiqnin vëmendjen njerëzve që të mos uleshin në mexhliset e atyre që ishin të veshur me këtë cilësi. Njëri nga dijetarët - Ebu Kilabevi, në lidhje me këtë, thotë:

"Mos u ulni afër atyre që janë epshorë, as mos polemizoni me ta, sepse mund t'ju zhysin në errësirën e së pavërtetës, prandaj mund t'ju veshin me të pavërteta!" Po ky vazhdon e thotë: "Mos u ulni pranë njerëzve epshorë, sepse nëse nuk veproni sipas dëshirës së tyre, do t'jua maskojnë të vërtetën me të pavërtetën!" Pra, nëse njeriu i sinqertë ulet në mexhliset e epshorëve, ai e ka të vështirë të shpëtojë nga e keqja e tyre. Ose do të ndjekë epshorët e do të veprojë sipas ideve të tyre të prishura, ose do t'i mbillet dyshimi rreth fesë, së cilës edhe i takon, ani pse është i bindur se ajo është e vetmja fe e vërtetë.

Ibën Abasi r.a., në lidhje me këtë, thotë: "Mos rrini me epshorët, sepse mexhliset e tyre janë sëmundje e zemrave të shëndosha!"

### Ç'është epshi

Epsh do të thotë të shmangurit nga rruga e drejtë, sjellje që depërton në psikikë e që drejton në veprime jo të mira, në qëllime të pakontrolluara, që josh e tërheq gjithmonë drejt plotësimit të dëshirave amorale. Epshorët në këtë botë karakterizohen nga shkalla më e ulët e dinjitetit njerëzor, kurse në botën tjetër e kanë të garantuar Xhehenemin. Epshi, siç thamë edhe më herët, është cilësi tejet e rrezikshme, sepse njerëzit që sundohen nga ai nuk zgjedhin metoda për arritjen e qëllimeve të tyre. Të shumtën e rasteve dëshirojnë që vetëm ata të zihen në gojë, të jenë në qendër të vëmendjes (egocentristë), të lavdërohen, të lartësohen, të ngrihen deri në pozitën e prijësve, edhe pse një post të tillë ata nuk mund ta meritojnë. Pra, epshorët janë të verbër e të shurdhër, e kjo do të thotë se ata nuk janë të



gatshëm të pranojnë dhe të zbatojnë urdhrat e Allahut xh.sh. dhe të Pejgamberit a.s.. Madje, ata as që kërkojnë ndihmën e tyre. Ata nuk pajtohen me çështjet që kanë pëlqimin e Allahut xh.sh. dhe të Dërguarit të Tij. Nuk u shmangen gjërave që janë të ndaluara në Kuranin famëlartë. Muhamedi a.s. na rrëfen se si në Miraxh, në një vend, pa një furrë tërë flakë e zjarr, e poshtë ishte e gjerë, e lartë e ngushtë, e ai ndëshkim u bëhej meshkujve e femrave – të zhveshur e të zhveshura, që fluturonin sa poshtë sa lart, nga gjendja e rëndë dhe e papërballueshme, dhe nga dënimet e llojllojshme. E, mbi të gjitha, i nderuari Muhamedi a.s. thotë: "Pashë se u hynte zjarri nga organet gjenitale dhe u dilte nga goja e tyre, dhe dënimi i tyre shtohej. Dhe, i habitur, e pyeta melekun Xhibril, i cili më shoqëroi: Kush janë këta dhe çfarë krimi kanë bërë që po ndëshkohen kaq rëndë dhe kaq poshtërueshëm? E ai më tha se Zoti më ka njoftuar se këta janë ata që ishin dhënë pas epsheve.

Ndjekja e epshit është cilësi e pabesimtarëve, por duhet të kenë kujdes edhe besimtarët, sepse çdokush që posedon këto cilësi posedon cilësitë e jobesimtarit. Kjo cilësi është mbeturinë e politeistëve të mëhershëm dhe të atyre të sotëm. Epshi është si një plakë e shëmtuar nën vellon e bukur, që të tërheq me sipërfaqen dhe pasqyrën joreale, mirëpo me zbulimin e vellos vërehet shëmtia. Epshi është si shpata e cila duket e bukur e tërheqëse, mirëpo që të vret. Epshi është si libri me kopertina të zbukuruara, po brendia e të cilit është injorancë. Kurse, ndihmësi më i madh i epshit, i cili me përpjekjet e tij të vazhdueshme i urdhëron dhe i nxit njerëzit të bëjnë punë të liga, sjellje të pahijshme, të turpshme dhe të këqija, pa dyshim se është shejtani.

### Shejtani armik i njeriut

Kushdo që je, dije se ke një armik shumë të rrezikshëm, i cili me përpjekjet e tij të vazhdueshme gjatë gjithë jetës mundohet të të shmangë nga rruga e drejtë dhe të të hedhë në zjarrin e Xhehenemit. Ai është shejtani, të cilin Allahu xh.sh. e mallkoi dhe e largoi nga mëshira e Tij. Ai është armiku më i madh i njeriut. Nuk është përrallë as gojëdhënë, por ky është një fakt shumë i vërtetë. Ai ka ekzistuar në të gjitha periudhat dhe fazat e historisë njerëzore. Ai ka mashtruar shumë njerëz që jetuan dhe vdiqën, i bëri mëkatarë, dhe është duke i mashtruar dhe duke i shtyrë ende në mëkate njerëzit që ende jetojnë. Ai asnjëherë nuk bën dallim. Për të s'ka dallim i riu a i vjetri, gruaja a burri, kryetari, kryeministri a fukaraja. Synimi i tij është çdo njeri.

Edhe derisa jeni duke shikuar dhe lexuar këtë shkrim, ai është duke vëzhguar dhe, në lidhje me këtë, është duke planifikuar të bëjë diçka me ju. Dëshira e vetme e tij është që bashkë me vetveten e tij të fusë në Xhehenem sa më shumë njerëz; këtu bëni pjesë edhe ju, por dhe unë.

Ai nga njerëzit nuk kërkon që ta adhurojnë, mirëpo nuk kërkon as ta mohojnë ekzistencën e Allahun xh.sh., sepse as ai vetë nuk e mohon. Dëshira e vetme e tij është që njerëzit t'i largojë nga feja e Allahut Mëshirëplotë dhe nga Kurani famëlartë. Ai i bën njerëzit të harrojnë Allahun xh.sh. dhe, për t'i futur në zjarrin e Xhehenemit, atyre ua zbukuron, ua bën të këndshme, të mirë e të bukur çdo gjë. Madje, me dinakërinë e tij precize, duke e përmendur emrin e Allahut xh.sh., i bën njerëzit të largohen dhe të dalin nga feja e vërtetë. Ai miqësohet me njerëzit, dhe në këtë mënyrë ata i orienton nga e shëmtuara, e liga dhe e ndaluara. Në saje të krejt kësaj edhe vetvetja e tij, por edhe të gjithë ata që e dëgjuan dhe e ndoqën rrugën e tij, dhe e bënë mik atë, do të ndëshkohen dhe do të hidhen në zjarrin e Xhehenemit. Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "Ai (djalli) është gjykuar ta humbë dhe

ta orientojë në vuajtje të zjarrit të madh atë që i bëhet mik atij." (Haxhxh, 4). Kurse në një ajet tjetër tregohet qartë se shejtani përveçqë i orienton njerëzit në vuajtje e në zjarr, i urdhëron edhe për të këqija dhe paturpësi. Allahu xh.sh. thotë: "Ai ju urdhëron vetëm për të këqija e turpe, dhe ju shtyn të thoni për Allahun atë që nuk e dini." (El Bekare, 169).

Nga kjo që u tha deri tash shihet qartë se epshi dhe shejtani, ditë e natë e pa pushuar, pa ndier lodhje, mundohen që njeriun ta nxisin të bëjë keq dhe të largohet nga e vërteta. Shejtani, me ndihmën e epshit, për t'u bërë i sukseshëm dhe për të pasur ndikim te njerëzit, provon çdo rrugë. Andaj zëri i brendshëm negativ, që vjen nga shejtani dhe epshi, në mendjet e njerëzve vazhdimisht fusin ide të liga, të shëmtuara e të këqija. Për shembull, këta zëra negativë dëshirojnë t'i ndalojnë njerëzit dhe të mos çohen për të falur namaz; i bën të përgjumur, të flashkët dhe pa humor të mirë; dhe përpiqen vazhdimisht t'i bëjnë të harrojnë përse duhet ta bëjnë këtë. Kësodore, këta zëra njerëzit i frymëzojnë edhe të pyesin veten: "Ç'bëhet edhe nëse nuk çohem sot (për namaz)?" Siç po vërehet, shejtani me epshin gjatë gjithë jetës së njeriut përpiqen që të gjitha veprat e ndaluara t'i paraqesin si të lejuara, dhe të na largojnë nga rruga e vërtetë. Për ta bërë këtë shejtani i përshpërit epshit, e epshi i tregon njeriut se ata që bëjnë gjëra të liga janë më shumë. Shumica e njerëzve marrin para të ndaluara e duke mos u kujdesur nëse është e lejuar apo jo, dhe shkelin parimet e moralit kuranor. Shejtani çdoherë ndjek logjikën se shumica kanë të drejtë, dhe kjo ka kuptim.

Mirëpo syçelësia e myslimanëve të devotshëm rrjedh nga besimi në Allahun dhe vendosmëria e palëkundur që besimi prodhon sjellje të mira dhe moral të lartë të njeriut. Besimtarët e dinë se sjellja e mirë përbëhet nga veprat që shpërfillin epshin dhe shejtanin. Për shembull, kur bujaria, besnikëria, durimi dhe vetitë tjera të larta morale vihen në praktikë, epshi dhe shejtani neveriten. Këto sjellin si rezultat të mira materiale dhe shpirtërore. Jeta në këtë botë dhe botën tjetër, me shpresën për shpërblim për moralin e pastër, është më e mirë sesa të gjitha gjërat e kësaj bote dhe kënaqësia që sjell epshi dhe shejtani. Për shembull, ata që refuzojnë pëshpëritjet e epshit dhe shejtanit për të hyrë në ndonjë marrëdhënie të palejuar, dhe parapëlqejnë që të presin shpërblimin e tyre në jetën e pastajme, do të përjetojnë nder dhe drejtësi në këtë jetë. Në të njëjtën mënyrë ata që mbesin të uritur ose pa gjumë për të plotësuar nevojat e shokëve myslimanë, pa marrë parasysh vështirësitë, do të jenë të kënaqur me shpresën për të fituar kënaqësinë e Allahut.



Besimtarët që kanë këto veti të mira të moralit, që Allahu i ka lartësuar në Kuran, fitojnë edhe respektin edhe dashurinë e besimtarëve të tjerë. Nëse punojnë shumë për çështjen e Allahut dhe me kënaqësi përballen me çdo pengesë, nëse veprojnë me përkushtim të pashoq për çështje të drejtë dhe pa frikë konfrontimi, dhe nëse janë të gatshëm për çdo lloj vetëflijimi, dashuria dhe respekti që të tjerët kanë për ta do të rriten shumëfish dhe kështu do të mundin epshin dhe shejtanin.



Mr. Sci. Artan S. Mehmeti

# Nafta si burim konflikti në Lindjen e Mesme

**(Nga kush kontrollohet nafta në Lindjen e Mesme?)**



Burimet e naftës kanë luajtur dhe vazhdojnë të luajnë rol primar në bërjen e politikës së brendshme dhe asaj të jashtme te të gjithë shtetet e këtij regjioni. Nafta gjithashtu përcakton ekuilibrin e fuqisë politike dhe ekonomike të krejt regjionit, por ka edhe ndikim në politikat e sotme globale.

Nëse i bëjmë një vështrim problemeve gjeopolitike të rajonit të Lindjes së Mesme, shohim se një nga nxitësit e këtyre problemeve janë edhe burimet e naftës. Pas shpërbërjes së Perandorisë Osmane, si dhe pas protektorateve angleze dhe franceze, burimet e naftës ishin një faktor përcaktues i formimit të hartës politike, gjatë caktimit të kufijve politikë në mes të shteteve, si dhe të ekzistuarit si shtet i pavarur pas pavarësimit.

### Pozita gjeografike e Lindjes së Mesme

Lindja e Mesme është regjion që nuk i ka të përcaktuar qartë kufijtë që e ndajnë atë nga Lindja e Afërt, apo Lindja e Largët. Në literaturën gjeopolitike, gjeografike, si dhe në medie të shkuara apo elektronike, hasen definicione të ndryshe për shtete që e përbejnë këtë rajon.

Lidhur me kufijtë e Lindjes së Mesme ka kundërshtime se cilët shtete duhet t'i përfshijë ky regjion. Diskutimet zhvillohen në atë se ky regjion, përveç shteteve arabe të Azisë: Iranin, Izraelin, Turqinë, Qipron si dhe Egjiptin, a t'i përfshijë edhe shtetet arabe në perëndim të Egjiptit, apo duhet të jetë edhe më i gjerë, duke i përfshirë edhe shtetet myslimane të Azisë Qendrore.[1]

Në ketë punim do të marrim përkufizimin që përfshin shtetet arabe të Azisë: Iranin, Izraelin Turqinë, Qipron, si dhe Egjiptin.

### Rezervat e naftës

Rreth 49 % e rezervave të naftës në shkallë botërore gjenden në Lindjen e Mesme, si edhe rreth 68 % të burimeve botërore të naftës. Këto rezerva të naftës janë të shpërndara në hapësirën e Arabisë Saudite, Emirateve të Bashkuara Arabe, Bahrejnit, Katarit, Kuvajtit, Irakut dhe Iranit.

Vendburimi më i madh i naftës në botë gjendet në




*Shumica e rezervave të naftës në botë ndodhen në Lindjen e Mesme. (https://en.wikipedia.org/wiki/Oilreserves)*

Lindjen e Mesme, përkatësisht në Arabinë Saudite. Vendndodhja e këtij burimi është 100 km larg qytetit Dhahran. Ka përmasa kolosale me gjatësi prej 280 km dhe gjerësi prej 30 km. Ky vendburim është zbuluar në vitin 1948, kurse nafta ka filluar të nxirret në vitin 1951. Nga ky vendburim nxirren rreth 5 milion fuçi nafte në ditë, apo më shumë se 6 % e gjithë prodhimit botëror. Që nga fillimi i nxjerrjes së naftës (1951), e deri në vitin 2000 nga ky vendburim janë nxjerr rreth 60 miliard fuçi nafte. Ky vendburim menaxhohet nga gjigantet e "Saudi Aramco".[2]

### Eksporti i naftës

Shtetet e Lindjes së Mesme kanë eksportuar naftë ndonëse në një shkallë më të kufizuar. Që nga viti 1913 Irani, që nga viti 1922 Bahrejni, që nga viti 1928 Iraku, që nga viti 1938 Arabia Saudite, si dhe që nga viti 1946 Kuvajti.

Në vitet '50-ta, '60-ta, dhe '70-ta, Lindja e Mesme u shndërrua në burim kryesor të naftës për Evropën Perëndimore dhe Japoninë. Në këto vite ish Bashkimi Sovjetik nga Lindja e Mesme importonte një sasi shumë të vogël (rreth 0.2 %) të naftës së papërpunuar. Edhe regjimeve më të egra që erdhën në pushtet nuk iu desht shumë kohë që të orientohen në të njëjtët tregje si të paraardhëseve të tyre, mirëpo për dallim nga paraardhësi këta bënë ngritje çmimi për shkak të vendosjes së embargos së naftës nga vendet arabe gjatë periudhës tetor 1973-1794.[3]

Bazuar në grafikun e mëposhtëm, del se Lindja e Mesme për perudhën 1998-2014 ka eksportuar rreth 18.000 fuçi nafte në ditë. Sasia më e madhe e naftës së eksportuar nga Lindja e Mesme arriti në vitin 2006, me rreth 20.204 fuçi nafte në ditë. Kurse sasinë më të vogël e arriti në vitin 2009, me 18.883 fuçi nafte në ditë.

Në vitet e fundit Lindja e Mesme eksporton rreth 35 % të totalit botëror të naftës. Sipas disa përllogaritjeve, pritet që në vitin 2020 eksporti i naftës dhe derivateve të saj nga Lindja e Mesme të arrijë në 75 % të eksportit botëror.[4]

Edhe gjatë shekullit XXI eksportuesit kryesor të naftës së Lindjes së Mesme janë ShBA-të, Shtetet e Bashkimit Evropian, Shtetet e Azisë Lindore, Azisë Juglindore, etj.




*Grafiku paraqet eksportin e naftës të Lindjes së Mesme (në mijë fuçi në ditë) për periudhën kohore 1998-2014. (http://www.statista.com/statistics/265311/oil-exports-from-the-middle-east/)*

**Nga kush kontrollohet nafta?**

Rezervat e mëdha të naftës së Lindjes së Mesme, që nga zbulimi i kanë joshur fuqitë e mëdha të kapitalit botëror, e veçanërisht ShBA-të. Në vitin 1930, gjeologët e kopanisë "Standard Oil" të Kalifornisë zbuluan sasi të mëdha të naftës në brigjet lindore të Arabisë Saudite. Në vitet që pasuan lakmia për naftën e Lindjes së Mesme nga Amerika, dhe fuqitë e mëdha vjen e shtohet edhe më shumë. Në vitet e tridhjeta disa kompani amerikane arritën të hyjnë në konsorciumin për nxjerrjen e naftës irakiane. Gjithashtu amerikanët ishin të parët që shfrytëzuan burimet e naftës së Arabisë Saudite, Kuvajtit dhe Bahrejnit. Në vitin 1940 kompanitë amerikane të naftës kontrollonin të paketën 42 % të naftës së Lindjes së Mesme.[5]

Menjëherë pas mbarimit të Luftës së Dytë Botërore, u bë e qartë se nafta ishte burimi kryesor i zhvillimit industrial të botës së shkatërruar. Fuqitë e mëdha tashmë garonin ndërmjet vete për t'i siguruar, kontrolluar dhe menaxhuar rezervat kolosale të naftës që ndodheshin në nëntokën e këtij regjioni. Nga ana tjetër ShBA-të e kuptuan se duhej përmirësuar marrëdhëniet me shtetet e Lindjes së Mesme, për të siguruar importimin e naftës. Në vitin 1945 presidenti amerikan Roosevelt, dhe mbreti si dhe themeluesi i Arabisë Saudite, Ibën Saud firmosën marrëveshjen e naftës, e cila është konsideruar si marrëveshje historike. Sipas kësaj marrëveshjeje Arabia Saudite do t'i furnizojë me naftë të lirë tregjet amerikane dhe botërore, në këmbim të mbrojtës amerikane. Që nga nënshkrimi e deri më sot kjo marrëveshje vazhdon të mbetet në fuqi.[6]

Duke mos u zgjatur më shumë në histori, edhe gjatë shekullit XXI, ashtu si gjatë shekullit XX, më shumë se gjysma e rezervave të naftës kontrollohen dhe menaxhohen nga kompanitë e shteteve të fuqishme perëndimore, të kryesuara bindshëm nga ShBA-të, e të pasuara nga Britania e Madhe, Franca, Gjermania, Italia, etj. Kjo sasi e madhe e menaxhimit të naftës nga kompanitë perëndimore është mundësuar falë miqësisë së madhe të udhëheqësve të disa vendeve arabe me vendet e Evropës Perëndimore dhe ShBA-ve.

**Nafta si burim konflikti**

Burimet e naftës kanë krijuar dhe vazhdojnë të krijojnë mosmarrëveshje dhe konflikte të armatosura ndërmjet shteteve të Lindjes së Mesme. Konfliktet e tilla kanë filluar nga mosmarrëveshjet territoriale mbi posedimin e zonave kufitare të pasura më naftë. Mosmarrëveshjet e tilla kanë çuar në fillimin e luftës në mes Irakut dhe Iranit (shtator 1980-gusht 1988), apo në mes Irakut dhe Kuvajtit (gusht 1990-shkurt 1991). Si pasojë e këtyre konflikteve mbeten të vrarë me mijëra njerëz, kurse dëmet materiale ishin marramendëse dhe kapnin vlerën e miliardave dollarë.[7]

Shtetet kryesore të Evropës Perëndimore dhe SHBA-ve vazhdojnë të shfrytëzojnë naftën e nxjerrë në Irak. Edhe konfliktet tjera që u zhvilluan dhe vazhdojnë të zhvillohen edhe më tej në Irak, Siri, Jemen etj., duke e përjashtuar konfliktin shumëvjeçar të Palestinës për t'u çliruar nga Izraeli, të gjitha këto konflikte kanë për qëllim kontrollimin dhe menaxhimin e burimeve të pasura të naftës nga një grup a shtet i caktuar pjesëmarrës, qoftë direk apo indirekt si pjesë në këto konflikte.[8]

**Përfundim**

Lindja e Mesme është regjion gjeopolitik, i cili nuk ka kufij të përcaktuar qartë, që e ndajnë nga Lindja e Afërt apo nga Lindja e Largët. Në këtë regjion ndodhen 49 % e rezervave botërore të naftës, si dhe rreth 68 % e burimeve botërore të naftës. Shumica e naftës së Lindjes së Mesme, që nga zbulimi, është eksportuar në vendet perëndimore dhe Japoni. Edhe gjatë shekullit XXI, eksportuesit kryesorë të naftës së këtij regjioni mbeten shtetet perëndimore, Shtetet e Azisë Lindore, Azisë Juglindore, etj. Më shumë se gjysma e rezervave të naftës së Lindjes së Mesme, që nga koha kur është zbuluar, kontrollohet dhe menaxhohet nga kompanitë e shteteve të fuqishme perëndimore, të kryesuar bindshëm nga ShBA-të, e të pasuara nga shtetet e Evropës Perëndimore.

Nafta dhe burimet e saj kanë qenë shkaktar kryesor të mosmarrëveshjeve ndërmjet shteteve të Lindjes së Mesme, e që kanë prodhuar edhe konflikte të armatosura. Nga këto konflikte mbeten të vrarë më mijëra njerëz, kurse edhe dëmet materiale ishin marramendëse.

(1) Dr. Hajriz Meleqi, Gjeografia regjionale – ii (kontinentet jashtë Evropës), Prishtinë, 2008, (Dispenc); (2) http://www.bota.al/2014/12/histori-zoterinjte-e-naftes/, shikuar më 18.09.2015; (3) http://tribunashqiptare.net/?p=6710, Ardita Lushaj, shikuar më 13.09.2015; (4) http://www.statista.com/statistics/265311/oil-exports-from-the-middle-east/, shikuar më 18.09.2015; (5) http://jah.oxfordjournals.org/content/99/1/208.full, shikuar më 16.09.2015; (6) Po aty; (7) http://www.zeriislam.com/artikulli.php?id=2700, Mr.sci Artan S. Mehmeti, shikuar më 17.09.2015; (8) Po aty.



Abdurrahim Maxhuni & Adil Olluri

# Një vizitë e paharruar në Turqi

Një vizitë në një vend tjetër na bën ta njohim më shumë atë, të kemi më shumë informacione për të, besa edhe t'i zhbëjmë paragjykimet e mundshme për të. Një udhëtim të tillë e të paharruar e patëm në Turqi, një vend jo shumë i largët por goxha shumë i keqkuptuar nga ana jonë, besa edhe jo fortë i njohur. Kishim dëgjuar për të përmes mediumeve e librave historikë, që më shumë e jepnin fytyrën e një Turqie armiqësore sesa të një Turqie mikpritëse.

Rrugëtimi ishte i lodhshëm, por informacionet kulturore ishin aq të mëdha, sa nuk do të mundte askush të na i jepte, edhe nëse do të na fliste me orë të tëra. Kështu që, duhet t'i shprehim falënderime të përzemërta Qendrës Kulturore turke "Junus Emre", zyrës së saj në Prishtinë, për ftesën dhe mundësinë e krijuar, meqë një gjë e tillë na bëri më të begatë e më observues, kur është fjala për interpretimin e kulturës së tjetrit, në këtë rast asaj turke.

Ishte një ftesë për punonjësit profesionalë të Institutit Albanologjik të Prishtinës që ta bënim një vizitë studimore në institucionet kulturore e akademike të Republikës së Turqisë, dhe ne nuk hezituam që të jemi pjesë e grupit kureshtar për ta parë këtë vend.

Që nga dita e parë e vizitës në Ankara e deri në ditën e shtatë, të fundit, në Stamboll, patëm rastin t'i sodisim një sërë institucionesh, qendrash kulturore, monumentesh përkujtimore, përmendoresh e statujash të njerëzve që ai popull i çmon, si dhe godinash e rrugicash mbresëlënëse që e karakterizojnë atë vend, tashmë jo vetëm si kulturë, por edhe si civilizim. Përpos tyre, ajo që do të ngelet në mendjen tonë janë edhe bisedat e takimet e rastësishme me shqiptarët e mërguar vite e vite më parë në Turqi. Po të ecësh në rrugët e çarshisë së Bursës e të Stambollit (Kapalı Çarshi), të krijohet përshtypje se është shqiptar çdo i treti shitës tezgash e dyqanesh të vogla argjendarish e veshmbathjesh. Edhe pse e flisnin me theks të turqishtes, ata e kuptonin thuajse secilën fjalë të gjuhës sonë. Njerëz që nuk kishin qenë në Kosovë asnjëherë, por që i mbanin në mend emrat e fshatrave ku u kishin lindur gjyshërit dhe stërgjyshërit e tyre. Njerëz që çmalleshin me ta dëgjuar një fjalë shqipe dhe ishin të gatshëm të na shërbenin dhe të na ndihmonin për çdo gjë.

Gjatë shëtitjeve në rrugët e Ankarasë, Bursës, Konjas e Stambollit ajo që na ra në sy ishte veshja evropiane, jo vetëm e të rinjve dhe të rejave, por e të gjithë qytetarëve, sepse, thënë të drejtën, kemi pasur tjetër paramendim për veshjen e turqve. Kemi pritur të shohim gra e vajza të mbuluara skajshmërisht dhe burra që nuk bënin gjë tjetër, pos lëshonin mjekra dhe rrinin në xhami ose me tespih në dorë. Kemi dëgjuar herë pas here se në Stamboll mund të hasësh në laikë e në të moderuar, ndërsa në qytetet e tjera nuk mund t'i hasësh të tillët. E vërteta ishte ndryshe. Njerëzit në Turqi ishin myslimanë të devotshëm, por të moderuar.

Më poshtë do të kemi kënaqësinë që t'ju shkruajmë shkurtimisht për vendet dhe institucionet që i vizituam së bashku me kolegët tanë, edhe pse për një informim më të detajuar të lexuesit të revistës respektive "Dituria Islame", do të duhej një shkrim i gjatë shumëfaqesh. Megjithatë, shpresojmë që i kemi shpalosur detajet kryesore të këtij udhëtimi aq kuptimplotë e aq mbresëlënës.

Nisja e delegacionit të Institutit Albanologjik, u bë nga aeroporti ndërkombëtar i Prishtinës "Adem



*Në bibliotekën " Sylejmanie" në Stamboll*

Jashari". Me të mbërritur në Stamboll udhëtuam përsëri me aeroplan për në Ankara, me çrast shkuam në Ambasadën e Republikës së Kosovës dhe u takuam me ambasadorin e Kosovës z. Avni Spahiu me bashkëpunëtorë.

Të nesërmen i filluam vizitat e parapara. Shkuam në Institutin e Lartë të Kulturës, Gjuhës dhe Historisë "Ataturk", Qendrën Kulturore "Ataturk", Qendrën për Hulumtime "Ataturk, xhaminë "Haxhi Bajram", Muzeun e Etnografisë, Institutin e Historisë dhe Bibliotekën Kombëtare të Turqisë. Biblioteka Kombëtare na la përshtypje dhe ishte mjaft e pasur me literaturë e dorëshkrime. Aty gjenden rreth 28 mijë vepra në dorëshkrime, prej tyre 6 mijë nga hapësira e Ballkanit. Një numër i konsiderueshëm i veprave në dorëshkrime janë në gjuhën shqipe me alfabet osman. Po ashtu, kishte edhe gazeta dygjuhëshe osmanisht-shqip, të botuara në kohën e Perandorisë Osmane. Literatura në këtë bibliotekë ishte në fazën e digjitalizimit, ku një numër shumë i madh i veprave tashmë ishte digjitalizuar. Nga kjo vizitë kuptuam se aty gjendet një thesar i çmuar dhe i rëndësishëm për historinë, kulturën dhe gjuhën shqipe. Gjithashtu u diskutua mundësia e bashkëpunimit, në mënyrë që të interesuarit nga Instituti Albanologjik ta shohin mundësinë e hulumtimit në këtë Bibliotekë. Vizitën tonë në Ankara, në këtë qytet të bukur, e përfunduam në Muzeun e Etnografisë, ku pamë shumë gjëra të rralla të ekspozuara aty.

Të nesërmen, me 4 nëntor rrugëtuam për në Konja, një qytet i bukur ku ngërtheheshin elementet historike e kulturore, qytet i turizmit e i prehjes shpirtërore. Udhëtimin e realizuam nga Ankaraja me tren të shpejtë. Gjatë rrugës patëm mundësinë të shohim tokën që në shikim të parë nuk dukej pjellore por nuk kishte asnjë pëllëmbë të saj të papunuar. Sistemi i ujitjes që e kishin instaluar kishte krijuar kushte solide për ta punuar atë, shumica e së cilës ishte e mbjellë me grurë. Qyteti i Konjës na bëri përshtypje të madhe. Ishte një ndër qytete më të mëdha dhe ku ishin të sistemuara industritë e rënda prodhuese, të cilat gjenerojnë të hyra të mëdha. Edhe këtu patëm mundësinë t'i realizonim disa vizita të rëndësishme, si në Bibliotekën e Dorëshkrimeve të Vjetra të Konjës. Ajo që do të mbetet në kujtesë nga ky qytet është vizita e muazoleut të poetit të madh, Xheladin Rumiut, ku patëm rastin ta shohim varrin e këtij mjeshtri të penës, si dhe varrin e mikut të tij poet, Shemsi Tabrizit, që janë ndër zërat më të rëndësishëm të kulturës së orientit.




*Vixita në Bursë*

Pas përfundimit të vizitës në qytetit e Konjës, radha ishte për të realizuar vizitat në qytetit e bukur të Bursës. Më 5 nëntor 2015 e vizituam Muzeun dhe Bibliotekën e qytetit të Bursës, kryeqytetit të parë të Perandorisë Osmane. Ajo që do të lë gjurmë në mbamendjen tonë është vizita te mauzoleu i varreve e familjes perandorake, veçanërisht i varrit të Sulltan Muradit të II, të varri i të birit të tij Sulltan Bajazitit, dhe varri i Xhem Sulltanit, një nga karakteret më tragjike të kësaj familje, që ishte i vëllai i Bajazitit të sipërpërmendur.

Pas përfundimit të vizitës njëditore në Bursa, radha ishte për të vizituar qytetin e Stambollit. Rrugën e bëmë me anije, udhëtim mjaft komod dhe që na mundësoi t'i shijonim brigjet e Marmarasë. Gjatë qëndrimit në Stamboll me datë 6 dhe 7 nëntor patëm mundësi t'i realizonim disa vizita, si në Institutin e Dorëshkrimeve dhe në Bibliotekën e kompleksit "Sylejmanie", institut ndër më të pasurit në botë me dorëshkrime të vjetra. Gjithashtu, ajo që do të na mbetet për një kohë të gjatë në kujtesën tonë është vizita në kompleksin kulturor "Aja Sofia", xhaminë dhe sheshin "Sulltan Ahmet", ku para ca ditëve ndodhën sulmet e tmerrshme e terroriste duke marrë shumë jetë të të pafajshmëve. Vizita në Kompleksin e varrezave të Qyprilinjve na dha mundësi të kuptojmë për rolin e shqiptarëve në kuadër të Perandorisë Osmane, në veçanti për rolin e familjes së madhe të Qyprilinjve, nga dera e të cilëve kanë dalë me dhjetëra personalitete drejtuese të vetë perandorisë, duke qenë nga më të besueshmit të sulltanëve të ndryshëm.

Në fund, duhet theksuar se gjatë kësaj vizite u shpreh gatishmëri e të dyja palëve, që të gjithë studiuesit e interesuar nga Kosova të kenë mundësi të shkojnë dhe të hulumtojnë në bibliotekat dhe arkivat e shtetit turk.

# Veprimtaria atdhetare e fetare e Mulla Iljaz Brojës - shembull që duhet ndjekur*

(Buroj 7 shkurt 2016)

*E nderuar familje Spahiu- Broja*

*Të nderuar qytetarë të Burojes Të nderuar të pranishëm,*

Kam nderin e veçantë që sot gjendem në këtë manifestim, i cili mbahet për njërin prej ulemave e atdhetarëve të shquar të populli tonë, Iljaz ef. Spahiun, apo siç njihet edhe si Mulla Iljaz Broja. Manifestimet si ky, kushtuar personaliteteve të shquara të popullit tonë, kanë rëndësi të veçantë, ngase në të tilla aktivitete, kujtojmë ata, vlerat, virtytet dhe sakrificat e tyre sublime në shërbim të kauzës sonë fetare e kombëtare.

Jemi tubuar sot të kujtojmë Mulla Iljaz Brojën, i cili gjatë gjithë jetës së tij u angazhua pandërprerë, pa lodhje, e pa hamendje për edukim e drejt të popullit, që ta duan, ta mbrojnë e të çlirojnë vendin. Deshti i Madhi Zot që Mulla Iljazi të jetojë e të veprojë në kohë të kthesave të mëdha për vendin dhe popullin tonë, mirëpo ai që në rini, si talebe në Medresenë e Pejës, pastaj si imam e mësues në xhaminë e fshatin Buroj, ishte në krah të Lëvizjes Atdhetare. Angazhimi dhe kontributi i Mulla Iljaz Brojës në lëvizjen kombëtare është shumëdimensional, ashtu siç ishte vetë Hoxha, i gjithanshëm, vizionar e dinamik në punë e veprime, si dhe stoik e i pathyeshëm në qëndrime. Kështu si imam, pas disfatës së Austro-Hungarisë dhe ripushtimit serb të Kosovës, ai Xhaminë e Burojës e shndërroi në strehë e çerdhe për lëvizjen e Azem Bejtë-Galicës. Përveç kësaj, Mulla Iljazi gjatë kësaj kohe zhvilloi aktivitete të dendura kundër shpërnguljes së shqiptarëve nga trojet e tyre për në Turqi. Këtë aktivitet Hoxha e bënte me direktiva nga udhëheqja e parisë shqiptare, në krye me Ferhad Dragën, dhe në përputhje me platformën e Komitetit të Kosovës, që drejtohej nga Hoxhë Kadri Prishtina, që popullata shqiptare të mos shpërngulet nga trojet e veta, por të qëndrojë përballë të gjitha sfidave që i zbatonte regjimi i atëhershëm antishqiptar jugosllav. Madje për shkak që kishte komunikim me Hoxhë Kadri Prishtinën, ai edhe u arrestua nga xhandarmëria serbe. Edhe në burgun e Serbisë së atëhershme Mulla Iljazi nuk u përkul, por qëndroi burrërisht, nuk u pendua për çka kishte vepruar, por ishte presioni i kryemyftiut të Mbretërisë Serbo-Kroato-Sllovene që ndikoi për t'u lënë i lirë Hoxha, të cilin populli e priti si hero. Kjo edhe bëri që ai nga atëherë të jetë i njohur në gjithë Kosovën, si Hoxha i Brojës – Trimi i Kosovës. Gjithashtu Mulla Iljazi ishte një ndër themeluesit dhe aktivistët më të shquar të Organizatës "Xhemijet" (Bashkimi), e cila përfaqësonte shqiptarët në parlamentin e Mbretërisë Serbo-Kroate-Sllovene.

Më 1941 Mulla Iljaz Spahiu – Broja, së bashku me Shaban Polluzhën, Mehmet Gradicën, Mulla Idriz Gjilanin, Qazim Bajraktarin e Astrazubit e të tjerë, organizuan rreth 5000 luftëtarë për të mbrojtur Sanxhakun e Novi Pazarit, që po rrezikohej nga çetnikët. Ndërkaq më 1943 Mulla Iljaz Spahiu – Broja merr pjesë në themelimin e Lidhjes së Dytë të Prizrenit, kryetar i së cilës zgjidhet Rexhep Mitrovica. Po këtë




*Myftiu gjatë fjalës së tij në manifestim*




***Myftiu zbulon pllakën përkujtimore***

vit Mulla Iljaz Spahiun – Brojën e gjejmë deputet të Drenicës në Asamblenë Kombëtare (Parlamentin e Shqipërisë) në Tiranë.

Më 1945 Mulla Iljazi ishte pjesëmarrës në të gjitha betejat që u zhvilluan në Drenicë, të udhëhequra nga Shaban Polluzha; ai ishte krahu i djathtë i tij dhe ideolog i kryengritjes. Pra, siç shihet, hoxha ishte ndër ata atdhetarë që nuk u pajtua asnjëherë me aneksimin e Kosovës nga Serbia, nuk pranoi pushtetin e Serbisë e Jugosllavisë në Kosovë, kështu që aktivitetin e tij për lirinë e Kosovës vendosi ta vazhdojë edhe në forma të tjera. Pas vrasjes së Shaban Polluzhës, Mulla Iljaz Spahiu –Broja, së bashku me prof. Ymer Berishën, themeluan organizatën "Besa Shqiptare", e cila ishte angazhuar për një aleancë me anglo-amerikanët e kundër komunizmit, për një rend demokratik kundër diktaturës së proletariatit. I tillë qe Iljaz efendiu, deri në momentin kur u rrethua nga OZNA, e cila Hoxhën me bashkëpunëtorët dhe jatakët e tij i pushkatoi menjëherë. Prandaj, ne sot kujtojmë me respekt përkushtimin, veprën, angazhimin, përpjekjet dhe sakrificën e Mulla Ilajz Brojës, i cili mbi të gjitha, e para së gjithash, tërë jetën ia kushtoi edukimit, arsimimit dhe përparimit të popullit të tij, si dhe organizimit dhe mbrojtjes me dinjitet të vendit të tij, aq sa për këtë qëllim flijoi edhe jetën. Për të tillët Allahu xh.sh. thotë: ”E për ata që ranë në rrugën e Allahut, mos thoni se ata janë të vdekur. Jo, ata janë të gjallë, por ju nuk kuptoni gjallërinë e tyre,” (El Bekare, 154)

Mulla Iljaz Broja, me punën, jetën dhe veprën e tij, mbetet një shembull që duhet ndjekur, se si jetohet, punohet dhe si duhet të vdiset për vendin dhe popullin. Sot ne me të drejtë ndihemi krenarë se jemi gjeneratë me fat, sepse ideali i gjeneratës së Mulla Iljazit është bërë realitet: tani Kosova është vend i lirë, i pavarur e sovran, ashtu siç e deshi Mulla Iljazi me bashkëmendimtarët dhe bashkëluftëtarët e tij. Është obligim yni dhe i institucioneve tona të kujtojmë e të vlerësojnë drejt angazhimin dhe sakrificën e paraardhësve tanë, të cilit në kohë të vështira mbajtën gjallë idealin për lirinë e këtij vendi. I tillë qe hoxha, Mulla Iljaz Broja.

Zoti e mëshiroftë atë dhe të gjithë ata që ranë për lirinë e këtij vendi!

*Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava*

** Fjala e Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnava në manifestimi kushtuar Mulla Iljaz Spahija – Broja në 70 vjetorit të rënies së tij.*

### Udhëheqësit fetarë bëjnë thirrje për unitet

Në një konferencë për medie në rezidencën e Ipeshkvisë së Kosovës, udhëheqësit fetarë: të Bashkësisë Islame të Kosovës, të Kishës Katolike dhe të Kishës Protestante, më 18 shkurt mbajtën një konferencë të përbashkët për medie, ku ftuan spektrin politik që të ulen në një tryezë dhe të gjejnë zgjidhje për tejkalim të situatës dhe ulje të tensioneve.



*Myftiu gjatë konferencës për medie*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava ka apeluar te forcat politike që të gjejnë forcë dhe kurajë për një unitet dhe vizion, në mënyrë që të dilet nga kriza politike që ka kapluar vendin. "Ne vazhdimisht kemi thirrur dhe do të thërrasim popullin për tolerancë e humanizëm mes vete. Me këtë rast dua të ftoj edhe spektrin politik të Kosovës që të gjejnë kurajë, forcë, dije, vizion, që ta gjejnë një unitet veprues për të dalë nga kjo situatë në të cilën gjendemi", tha myftiu Tërnava.

Myftiu po ashtu tha se në Kosovë besimet fetare kanë luajtur rol shumë të madh për të krijuar vlera të përbashkëta të tolerancës e humanizmit në vend.

Në anën tjetër, ipeshkvi i Kosovës, Dodë Gjergji, ka thënë se qëllimi i tyre është që të gjithë njerëzit vullnetmirë t'i thërrasin arsyes për mirëkuptim, për dialog dhe për një ndërtim të së ardhmes së fëmijëve dhe të të gjithë qytetarëve të Kosovës, dhe se kërcënimet me çfarëdolloj force nuk i bëjnë mirë askujt.

"Nuk mendojmë që duhet të kërcënojmë njëri-tjetrin as me forcën e popullit as me forcën e pushtetit, por me forcën e dialogut me njëri-tjetrin", tha ipeshkvi Gjergji.

Ndërsa Driton Krasniqi, nga Kisha Protestante, ka thënë se kjo dalje e përbashkët është që të përçohet një mesazh i paqes për të gjithë njerëzit. *(R. S.)*

### Myfti Tërnava priti një delegacion të Fondit Global për Angazhim të Komunitetit dhe Rimëkëmbjes

Më 3 shkurt, në selinë e Kryesisë së Bashkesisë Islame të Kosovës, myftiu Naim ef. Tërnava ka pritur një delegacion të Fondit Global për Angazhim të Komunitetit dhe Rimëkëmbjes (GCERF), me seli në Gjenevë, të kryesur nga Dr. Khalid Koser, MBE, drejtor ekzekutiv. Myftiu Tërnava e njoftoi delegacionin e GCERF-së mbi zhvillimin e jetës fetare në Kosovë, dhe kontributin e Bashkësisë Islame të Kosovës në kultivimin dhe ruajtjen e traditës tonë shekullore të bashkëjetesës dhe harmonisë ndërfetare.

Nga ana tjeter, Dr. Khalid Koser MBE, drejtor ekzekutiv i GCERF, falënderoi myftiun për mikpritjen dhe çmoi lart kontributin e Bashkësisë Islame të Kosovës për paqen në vend. Fondi Global për Angazhim të Komunitetit dhe Rimëkëmbjes është themeluar si përpjekje globale përmes partneriteti publiko-privat, në bashkëpunim me qeveritë, shoqërinë civile dhe sektorin privat, për të mbështetur përpjekjet e shteteve për të adresuar ekstremizmin e dhunshëm dhe radikalizmin. *(R. S.)*



*Myftiu në takim me Dr. Khalid Koser*

### Myftiu Tërnava vizitoi Komunën e Ferizajt

Më 19 shkurt myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava qëndroi në Ferizaj, ku u prit nga kryetari i Komunës së Ferizajt, Muharrem Svarqa. Në këtë takim janë diskutuar forma të ndryshme të bashkëpunimit, si edhe për rrjedhat që po zhvillohen në komunën e Ferizajt dhe në Bashkësinë Islame të Kosovës.

Myftiu Tërnava ka falënderuar kryetarin Svarqa për pritjen e bërë, si dhe ka theksuar se bashkëpunimi me Komunën e Ferizajt gjithnjë ka ekzistuar, dhe ai edhe në të ardhmen do të sjellë rezultate. "Bashkësia Islame ka qenë e interesuar shumë që besimtarët e të gjitha besimeve në këtë nënqiell të jetojmë në kushte jashtëzakonisht të mira, që ata të respektojnë besimet e njëri-tjetrit, të tregojnë në vazhdimësi humanitet, tolerancë dhe besim reciprok në mes besimeve në Kosovë, e që është një pasuri e madhe që ka pasur dhe ka kombi shqiptar, e që nuk e kanë edhe shumë kombe të tjera. Pra, këtë pasuri e kemi ne shqiptarët, dhe ne duhet ta ruajmë këtë begati kaq të madhe që na e ka falur Zoti", tha myftiu Tërnava.

Kurse nga ana e tij kryetari Svarqa ka vlerësuar bashkëpunimin tepër të mirë mes dy institucioneve. "Ne sigurisht që kemi pasur bashkëpunim tradicional, dhe në përgjithësi kemi qenë pjesë pozitive nëpër të gjitha kërkesat që ka parashtruar Këshilli i Bashkësisë Islame i Komunës së Ferizajt. Natyrisht se gjatë bisedave shprehim edhe shqetësimet tona edhe për format e ndryshme negative, që ndërlidhen edhe me involvimin e organizatave të ndryshme humanitare e të dyshimta, të cilët kanë investuar në Kosovës, por edhe për elementet tjera jotradicionale, jo të frymës së bashkëpunimit, e që ka zhvilluar Kosova dhe shqiptarët në përgjithësi në mes vete", ka thënë Svarqa.

Sfarqa ka pohuar se është shumë i kënaqur me frymën e tolerancës që mbretëron në mes komuniteteve fetare."Unë si kryetar komune i kam takuar në vazhdimësi udhëheqësit fetarë, të cilët shprehin konsideratën dhe mbështetje reciproke", ka thënë kryetari Svarqa.

Në këtë takim u bisedua edhe për shumë çështje të tjera. Ky takim ishte i pari në mes krerëve përkatës, kryetarit të Komunës së Ferizajt dhe asaj të Bashkësisë Islame të Kosovës. *(R. S.)*




*Myftiu në takim me kryetarin e KK të Ferizajt*

### Marrëveshja në mes FSI-së dhe Qendrës Kulturore Turke "Yunus Emre"



*Pas nënshkrimit të marrëveshjes mes FSI-së dhe "Yunus Emre"-s*

Më 20.01.2016, në Dekanatin e Fakultetit të Studimeve Islame u arrit marrëveshja në mes FSI-së dhe Qendrës Kulturore Turke "Yunus Emre", me seli në Prishtinë, për realizimin e projektit për deshifrimin e mbishkrimeve të gurëve të varrezave në gjuhën osmane, për regjionin e Prishtinës, ku do të përfshihen komuna e Podujevës, Fushë Kosovës, Obiliqit, Drenasit dhe Lipjanit. Ky projekt financiarisht do të mbështetet po nga Qendra Kulturore "Yunus Emre". *(Vedat Shabani)*

### Dua hatmeje në Han të Elezit

Më 14.02.2016, në "Xhaminë e Vjetër" të Hanit të Elezit, u mbajt edhe një dua hatmeje. Xhamia ishte e stërmbushur me mysafirë që kishin ardhur për ta përcjellë programin e përgatitur nga vetë nxënësit. Këta nxënës për një vit e dy muaj kanë vijuar mësimin pranë hoxhës Ensar Krasniqi. Nxënësit kanë marrë dije në:

1. Leximin e Kuranit;
2. Texhvid;



*Pas duasë së hatmes në Han të Elezit*

3. Dhjetë suret e fundit përmendësh;

4. Dua të ndryshme si: duaja para buke dhe pas buke, pas ezanit, kur dalim nga shtëpia dhe kur hyjmë në shtëpi, kur veshim dhe zhveshim rrobat, kur hyjmë dhe dalim nga banjoja etj.

5. Njohuri rreth: faljes së namazit, abdestit, guslit, tejemumit, sehvi sexhdes, sexhdes së tilavetit, histori të Pejgamberit a.s. (në pika të shkurtra), iman, Islam, njohuri mbi Kuranin etj.

Nxënësit që kanë bërë hatme Kuranin janë: Vajzat: Maide Bushi, Mevlane Thaçi, Igballe Thaçi, Almira Bushi, Alma Xhoni, Almedina Bardhi, Enisa Bardhi, Leonita Bushi, Lorena Etemi, Lindita Lura, Neale Bushi, Ariana Kuka. Djemtë: Leutrim Kalisi, Xhevat Axhami, Vehbi Brava, Ibush Curri, Arlind Bela, Mersad Brava, Jetmir Qupi, Mejdi Dernjani, Zemri Shkreta, Bejtulla Axhami, Endrit Curri, Nedim Ramuka, Resul Luta, Arxhend Kalisi. Një ligjeratë rasti me temën "Kurani ndërmjetësuesi ynë në Ditën e Gjykimit" e mbajti Prof. Dr. Musa Vila.

### Kosovës i shtohet edhe një magjistër i shkencave islame

Para disa javësh Kosovës iu shtua edhe një magjistër i shkencave islame. Është fjala për Fidan Musliun nga fshati Sibovc (Podujevë). Fidan Musliu mbrojti me sukses të shkëlqyeshëm temën e magjistraturës në universitetin "Tajba" të Medinës, Instituti i Lartë për Imamë dhe Hatibë (ligjërues), dega Përgatitja e Imamëve dhe Hatibëve. Vlen të përmendet që Fidani është studenti i parë kosovar në këtë universitet dhe njëherazi i vetmi deri më tash nga Kosova që ka studiuar këtë drejtim. Ajo që e bën këtë lajm edhe më të veçantë është se tema e tij e magjistraturës kishte të bënte me Abdul-Kadir Arnautin (Kadri Sokolin), një dijetar shqiptar i mirënjohur në botën islame por i lindur në fshatin Vrellë të Istogut, më 1928, e që në vitin 2004 vdiq në Damask të Sirisë. Për më shumë hollësi rreth kësaj teme të magjistraturës lexoni pikat në vijim: Titulli i temës ishte "Metodologjia e shejh Abdul-Kadir Arnautit në thirrjen në rrugën e Allahut dhe ndikimi i tij në shoqëri". Kapitulli i parë: "Biografia e shejh Abdul-Kadir Arnautit lidhur me thirrjen në rrugën e Allahut". Kapitulli i dytë: "Karakteristikat, mjetet dhe metodat e shejh Abdul-Kadir Arnautit në thirrjen në rrugën e Allahut". Kapitulli i tretë: "Fushat e shejh Abdul-Kadir Arnautit në thirrjen në rrugën e Allahut". Kapitulli i katërt: "Elementet e shejh Abdul-Kadir Arnautit në thirrjen në rrugën e Allahut". Kapitulli i pestë: "Ndikimi shkencor i shejh Abdul-Kadir Arnautit në thirrjen në rrugën e Allahut". *(F. Musliu)*

### Magjistroi Pajazit Tërnava

Gjatë muajit janar të këtij viti në "Kolegjin Victory" në Prishtinë kandidati Pajazit Hasim Tërnava me



*Pajazit Tërnava mbron temën e masterit*

sukses të lartë mbrojti temën e masterit në programin Politikë Ndërkombëtare dhe Diplomaci. Teza me të cilën prezantoi kandidati ishte “Refugjatët dhe pozita e tyre në të drejtën ndërkombëtare”, ndërsa mbrojtja e temës u bë në prezencën e komisionit të përbërë nga: Prof. Dr. Martin Berishaj – mentor, Prof. Dr. Sali Kelmendi – kryetar, Prof. Dr. Elion Farruku – anëtar.

Pas prezantimit të temës dhe diskutimeve të shumta në praninë e komisionit dhe studentëve të pranishëm, komisioni vendosi që Pajazit Tërnavës t’i jepet titullin magjistër në programin e Politikave Ndërkombëtare dhe Diplomaci.

Pajazit Tërnava u lind në fshatin Lismir të Fushë Kosovës. Shkollën fillore e kreu në vendlindje, kurse Medresenë e Mesme “Alauddin” në Prishtinë. Studimet i ka vazhduar në Jordani, në Universitetin e Xhereshit (Jarash University), në fakultetin e Jurisprodencës Islame. Ka punuar në Këshillin e Bashkësisë Islame në Prishtinë, nga viti 2004/2008, ndërsa nga viti 2008 punon si edukator në M. M. “Alauddin” në Prishtinë.

Nga viti 2012 është edhe kryetar i Këshillit të Bashkësisë Islame në Fushë Kosovë. *(Nexhat Tërnava)*

### KBI në Gjakove organizon turnir shahu në mejtepin e Xhamisë së Haxhi Ymerit

Më 31.01.2016, nga ora 10:00, në mejtepin e xhamisë së “Haxhi Ymerit”, Këshilli i Bashkësisë Islame Gjakovë, në bashkëpunim me xhematin dhe imamin e xhamisë Esat ef.Rexha, organizoi turnir shahu, ku morën pjesë imamë dhe xhematlinj të xhamive të qytetit.

Turnirin e shpalli të hapur imami i xhamisë, i cili pas falënderimit të Allahut xh.sh. dhe dërgimit të salavateve mbi Muhamedin a.s. tha: “Të nderuar pjesëmarrës dhe gjithë ju të pranishëm, ju përshëndes me fjalën përshëndetëse “Es-selamu alejkum…”. Jemi tubuar sot këtu në këtë vend për t’u relaksuar dhe për të kaluar disa çaste argëtimi dhe relaksimi të mendjes përmes lojës së shahut. Qëllimi i kësaj loje nuk është fitorja por njohja, shoqërimi dhe, dashtë Allahu që t’i bashkojmë mendjet, zemrat dhe shpirtrat tanë. Ju dëshiroj çaste të bukura argëtimi e suksese në lojë!” Në vazhdim fjalën e mori imami i nderuar i xhamisë së Mahmur Pashasë, Mr. Valon ef. Myrta, i cili lidhur me turnirin tha: “I përgëzoj organizatorët, e njëherit them se e mira e këtij turniri qëndron në atë se ka bashkuar rininë, sportin dhe mendimin strategjik, gjë që reflekton efektshëm në argëtimin e pjesëmarrësve dhe stimulon aftësinë për të planifikuar.”

Pas kryerjes së gjithë përgatitjeve, shenjën për fillimin e turnirit e dha Dr. Lulëzim Koshi, anëtar i klubit të shahut “VLLAZNIMI” të Gjakovës, i cili ishte i ngarkuar t’i mbikëqyr të gjitha përballjet. Në finale arritën Mr. Valon ef. Myrta dhe Kastriot Gurkuqi, e fitues u shpall Kastriot Gurkuqi, i cili u shpërblye me një libër me rregulla të shahut.

Në fund Dr. Lulzim Koshit në lidhje me organizimin dhe ecurinë e turnirit tha: “Është një hap shumë i qëlluar, që përveç lojës, argëtimi të thellohet në shoqëri dhe vëllezëri mes besimtarëve. Jam i kënaqur me garuesit, me lojërat dhe nivelin e tyre, të cilat qenë korrekte dhe të qeta. Shpresoj që ky turnir të vazhdojë të organizohet edhe në të ardhmen.” Në anën tjetër, imami i xhamisë Esat ef. Rexha tha: “Jam shumë i kënaqur me pjesëmarrjen e garuesve, me lojën e tyre dhe rrjedhën e turnirit që u përcoll me një atmosferë të qetë dhe garuese. Patëm garues nga të gjitha xhamitë e Gjakovës, në mesin e të cilëve edhe imamë. Shpresojmë se në të ardhmen do të organizojmë turnir më të zgjeruar, kur edhe numri i garuesve do të jetë shumë më i madh.” *(Esat Rexha)*



*Çaste nga turniri i shahut*

# Tërë jetën në shërbim të vendit, fesë e popullit

Mulla Musli (Nazif) Bajraktari lindi më 02 nëntor 1940, në fshatin Kishnarekë, në një familje me traditë fetare e atdhetare. Shkollën fillore e kreu në Komoran, kurse atë të mesmen në Medresenë e Mesme "Alaudin" në Prishtinë. Pas përfundimit te medresesë, më 1969, filloi punën si imam në xhaminë e fshatit Komoran, detyrë të cilën e kreu me përkushtim. Mulla Musliu ishte i butë e i qetë, i ngrohtë me masën, andaj shumë shpejt përfitoi simpatinë e xhematit jo vetëm në Komoran por në tërë territorin e Drenicës dhe më gjerë.


*Musli ef. Bajraktari (1940-2016)*

Ishte punëtor i palodhshëm, bashkëpunues e bashkëveprues, përkrahës i krijimit të institucioneve të BIK-ut. Megjithëse punoi e veproi në kohë e kushte të vështira, Mulla Musliu qe iniciator për themelimin e Këshillit të BI-së për Drenas, me qëllim që të bëhet organizimi më i mirë i jetës fetare. Më 1980 zgjidhet kryetar i Këshillit të Bashkësisë Islame në Drenas, funksion të cilin e kreu plot 20 vjet, deri më 2000, ku edhe ngiti kapacitetet e Këshillit, organizoi jetën fetare islame në Drenas dhe, lirisht mund të thuhet, qe bartësi kryesore i peshës si prijës islam në atë anë. Ai detyrën e imamit aktiv e ushtroi deri më 2010, kur edhe u pensionua.

Edhe pas pensionimit ishte mjaft mirë me shëndet, dhe gjatë tërë kohës qe i pranishëm në xhemat, ku ndihmonte me urtësinë e tij, si në raste festash, gëzimesh e hidhërimesh. Ishte gjithmonë i palodhshëm me xhematin, dhe ndihmonte pa e kursyer aspak veten dhe shëndetin, pra vetëm e vetëm që xhemati të jetë mirë. Aktiviteti dhe kontributi i tij në të mirë të xhematit, komunitetit, fesë e kombit është shumëdimensional dhe kalon trevën e Drenicës. Gjatë tërë jetës së tij ishte i përkushtuar për njohjen, zhvillimin dhe avancimin e frymës fetare dhe kombëtare te brezat e rinj. Ishte njeri ndër prijatarët e bashkimit vëllazëror në kohën e pajtimit të gjaqeve, në vitet e 90-ta të shekullit të shkuar, ku siç dihet ishte ndër hoxhallarët e rrallë që mori pjesë aktive në këtë proces gjithëpopullor, e ku as edhe një herë të vetme nuk e hoqi uniformën e hoxhës, pavarësisht kohëve të vështira që po kalonte populli ynë. Prandaj, jo rastësisht edhe e quanin Hoxha i Drenicës.

Ka qenë një prej hoxhallarëve që me punën e vet të palodhshme njihej nga të gjitha shtresat e shoqërisë, respektohej e çmohej si një njeri me ndikim e personalitet. Ai ishte njëri ndër frymëzuesit më të përkushtuar të masës për liri, pavarësi e shtetndërtim, ideale këto që edhe u realizuan. Hoxha i nderuar pati rol të rëndësishëm edhe në organizimin e popullit për luftë çlirimtare, kur pa hezitim dha ndihmën e tij maksimale. Ishte ndër hoxhallarët që me përkushtim kryente shërbimet fetare edhe gjatë luftës, në Malet e Berishës, ku ishin të strehuar mbi 70.000 veta si popullatë civile.

Sa qe kryetar i Këshillit të BI-së një angazhim të posaçëm e ka pasuar edhe për ndërtimin e xhamisë në Drenas, ngase ish-pushteti nuk lejonte ndërtimin e saj. Pra, qe përkushtimi, urtësia e vendosmëria e mulla Musait që në vitet e 90 të shekullit të shkuar edhe Drenasin, pas shumë sfidash e krajatash, ta bëjë me xhami.

Ai qe nismëtar edhe për ndërtimin e xhamisë në fshatit Komoran, dhe atë dy herë: së pari në vitet e 80, gjatë kohës së komunizmit, kur ish-pushteti e kishte prishur deri në themel, dhe së dyti pas luftës, kur forcat serbe e kishin djegur në tërësi, dhe për një kohë xhemati xhumanë e falte në tendë, deri më 2002, kur me ndihmë nga EBU xhamia edhe rindërtohet.

Mulla Musliu ndërroi jetë me 9 shkurt 2016, ndërsa u varros më 10 shkurt, në fshatin e lindjes. Në varrimin e tij morën pjesë strukturat më të larta të BIK-ut, si dhe ulema, hoxhallarë, miq e bashkëmoshatarë të shumët nga e tërë Kosova. Namazin e xhenazes ia fali vetë myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava. Kalimi në ahiret i hoxhës lë një boshllëk të madh jo vetëm në familje por në tërë rrethin ku ai veproi. Lusim Zotin që hoxhën ta shpërbejë me Xhenetin Firdevs. Amin! *(Eset Bajraktari)*

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Rahovec**

*Shpall:*

# KONKURS

*Për plotësimin e vendit të lirë të punës:*
**Imam, hatib dhe mualim**
**në xhaminë e fshatit Zaqishtë**

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

*1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia);*
*2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;*
*3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;*
*4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;*
*5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë në punë;*
*6. Të kenë iniciativë dhe kreativitet në punë, dhe;*
*7. Ta dorëzojnë letërnjoftimin (fotokopje).*

**Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:**

** Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;*
** Certifikata e lindjes;*
** Certifikata shëndetësore;*
** Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;*
** Vërtetimi për përvojën e punës;*
** Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;*
** CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;*
*(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).*
**Dokumenti i identifikimit (fotokopje).*

**Vërejtje:**

*Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Rahovecit.*
*Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.*
*Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".*

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Podujevë**

*Shpall:*

# KONKURS

*Për plotësimin e vendit të lirë të punës:*
**Inkasant në KBI të Podujevës,**
**në terrenin që e cakton Këshilli.**

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

*1. Të kenë të kryer Medresenë;*
*2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;*
*3. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;*
*4. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë në punë;*
*5. Të kenë iniciativë dhe kreativitet në punë, dhe;*
*6. Ta dorëzojnë letërnjoftimin (fotokopje).*
*Dokumentet e kërkuara:*

**Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:**

** Diploma e Medresesë,*
** Certifikata e lindjes;*
** Certifikata shëndetësore;*
** Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;*
** CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;*
*(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).*
**Dokumenti i identifikimit (fotokopje).*

**Vërejtje:**

*Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Podujevës.*
*Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.*
*Konkursi mbetet i hapur 10 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".*

**Popullsia myslimane**
**në Britani të Madhe kalon numrin tre milion**



Në disa pjesë të Londrës gati gjysma e popullsisë tani është myslimane, dhe kjo në bazë të analizave të detajuara nga Zyra Kombëtare e Statistikave (ONS). Megjithatë, brenda një dekade myslimanët do të jenë shumicë në disa zona. Gjysma e myslimanëve në Angli dhe Uells kanë lindur jashtë vendit, dhe shumica janë nën moshën dhjetëvjeçare (më shumë sesa në ndonjë grupmoshë tjetër), duke treguar se numri i tyre do të rritet akoma më tej. Tre milion është moment historik, që do të thotë se myslimanët paraqesin një në 20 banorë në gjithë Anglinë, e kjo do të rindezë debatin rreth ndryshimit të pamjes së Britanisë në mes të kërkesave në rritje për myslimanët që të integrohen më tej në shoqëri. Zyra Kombëtare e Statistikave (ONS) gjithashtu ka identifikuar tetë zonat përreth Anglisë ku myslimanët përbëjnë një pjesë të konsiderueshme të popullatës lokale. Myslimanët përbëjnë 29 % të popullsisë në Blackburn; 26 % në Slough; 25.7 % në Luton; 23 % në Birmingham; 20 % në Leicester; dhe 18 % në Mançester. Popullsia myslimane pritet të rritet edhe më shumë, e kjo si rezultat i shtimit të jashtëzakonshëm të refugjatëve nga Lindja e Mesme dhe shtetet e Afrikës Veriore, siç ndodhi në vitin e kaluar.

**Kryeministri kanadez Trudeau:**
**"Gjithmonë do të jemi me ju dhe pranë jush"**

"Ata dëshiruan të mbjellin urrejtjen, ndërkohë që ndodhi e kundërta. E shihni edhe vetë, sot u shfaq dashuria, uniteti dhe gjithçka tjetër që na bën kanadezë. Gjithmonë do të jemi me ju dhe pranë jush", ishte porosia e kryeministrit kanadez Justin Trudeau.

Në qytetin Peterboroughu të Kanadasë është rihapur faltorja myslimane të cilës iu vendos zjarri pas sulmit terrorist në Paris. Pjesëmarrës në ceremoni ishte edhe kryeministri i vendit, Justin Trudeau, i cili tha se kjo është një ditë e veçantë për Peterborough dhe Kanadanë.

"Cili ishte qëllimi i sulmuesve që dogjën këtë objekt fetar? Ata dëshiruan të mbjellin urrejtjen, ndërkohë që ndodhi e kundërta. E shihni dhe vetë, sot u shfaq dashuria, uniteti dhe gjithçka tjetër që na bën kanadez. Gjithmonë do të jemi me ju dhe pranë jush", tha kryeministrit kanadez, Trudeau. Kryetari i Shoqatës së Myslimanëve në Peterboroughu, Kenzu Abdalla, me këtë rast i dhuroi kryeministrit një kopje të Kuranit dhe e falënderoi për përkrahjen gjatë rindërtimit të faltores së vetme në qytetin me 80.000 banorë. "Kudo që ka myslimanë në nevojë atje është edhe Turqia. Ky është shembulli më i mirë i vëllazërisë", tha Abdalla. Faltorja myslimane (mesxhid) është ndërtuar për herë të parë në vitin 1994, ndërsa më 14 nëntor të vitit të kaluar u shkatërrua e tëra nga zjarri i vënë qëllimisht.

Në rindërtim është përfshirë edhe komuniteti hebre, duke e financuar projektin, ndërkohë që kryetari i shoqatës herreje, Larry Gillman, tha se gjatë kohës sa ka zgjatur rindërtimi i faltores namazi i xhumasë është falur në sinagogën e tyre.

**Islami në Amerikë: Latino-amerikanët po përqafojnë Islamin më shumë se kurrë më parë**

Sipas statistikave zyrtare, latinët në ShBA janë konsideruar të jenë komuniteti me rritjen më të shpejtë demografike. Ata janë gjithashtu grupi me rritjen më të shpejtë të myslimanëve në Amerikë, dhe kjo sipas organizatave që kujdesem për hispanikët që përqafojnë Islamin. Edhe pse statistikat nuk janë hulumtuar gjerësisht, ka rreth 150.000 në mesin e komunitetit latin në ShBA që e kanë përqafuar Islamin, njoftoi Press-Enterprise, një gazetë në Kaliforni.Trendi i të konvertuarve hispanikë në Islam është hulumtuar nga Shoqëria Islamike e Amerikës së Veriut, e cila më



2006 ka vlerësuar se janë afërsisht 40.000 myslimanë hispanikë- latinë në ShBA, e kjo edhe sipas një raporti nga Radio Publike Kombëtare. Disa udhëheqës të komunitetit thanë se rritja e fundit demografike i ka rrënjët e saj në një përvojë të përbashkët të emigracionit dhe retorikës negative politike që përkrahet nga ata që konsiderohen si antimyslimanë. Mark Gonzales, një poet dhe artist mysliman në Kaliforni, tha për Orange Country Register se zyrtarët e emigracionit, pas sulmeve terroriste të 11 shtatorit të vitit 2001, i kanë në shënjestër meksikanët dhe myslimanët. Islami është feja me rritjen më të shpejtë në botë, dhe latinët-hispanikët amerikanë janë duke e përqafuar Islamin në një shkallë më të lartë se çdo etni tjetër", tha poeti, artisti mysliman, Mark Gonzalez, i cili ka prejardhje meksikane-amerikane dhe franceze-amerikane, e që u konvertua në Islam 12 vjet më parë. Shumica e latino-amerikanëve i përkasin Kishës Katolike Romake. Pjesa katolike e popullsisë latine ka rënë, ndërsa numri i latinëve që janë protestantë, apo sipas raportit numri pa përkatësi fetare, është rritur. Xhihad Turk, kryetar i Bajan Claremont, një shkollë Islame në Kaliforni, tha se Islami është më i ngjashëm me besimin katolik. Organizata është formuar në ShBA për të ndihmuar bashkimin e komuniteteve latine dhe myslimane. Rida Hamida, kryetar i Dhomës Arabe-Amerikane të Tregtisë në Orange Country-Kaliforni, ka qenë duke punuar me myslimanët latinë për të nxjerrë në pah bashkimin e kulturave. Një seri e ngjarjeve publike të planifikuara për muajin e ardhshëm do të fokusohet në një kohë kur myslimanët administronin në Spanjë dhe Portugali, nga viti 711 deri më 1492, kur myslimanët, të krishterët dhe çifutët bashkëjetuan përgjatë Gadishullit Iberik.

### Në Evropë u zbuluan varret më të vjetra myslimane të Mesjetës

Një zbulim i ri nga arkeologët nxjerr në pah dëshminë e parë se myslimanët jetuan në Nimes-Francë edhe gjatë fillimit të përhapjes të Islamit përreth Veriut. Kohët e fundit në Nimes-Francë janë zbuluar tre varre, dhe rituali i varrimit tregon diversitetin kulturor në fillim të mesjetës në Francë, e që del të jenë varre të myslimanëve. I njohur sot për ujrat e saj dhe për arkitekturën romake të ruajtur mirë, qyteti francez Nimes në shekullin e shtatë ishte i njohur për fushëbetejën mes ushtarëve romakë, fiseve gotike, dhe forcave të mirorganizuara të një superfuqie të re politike, të njohur si Islam. Ky është një zbulim i kohëve të fundit nga arkeologët që kanë zbuluar provën e



parë që myslimanët kanë jetuar në Nimes gjatë zgjerimit të hershëm të Islamit në të gjithë Afrikën e Veriut dhe Evropë. Tre varret e reja e të zbuluar janë varret më të vjetra myslimane në Francë, dhe me siguri se ofrojnë një paraqitje të shkurtër të asaj se si ishte jeta në një qytet mesjetar, ku vendasit kishin një përzierje: të krishterë nga Roma, fise lokale indigjene, dhe myslimanë nga Afrika. Ekipi i arkeologëve francezë i kanë përshkruar varret se gjenden në një zonë që është mbyllur një herë nga një mur i stilit romak, nga ditët kur qyteti Nimes ishte një post kyç në Septimania, në skajet perëndimore të Perandorisë Romake. Tre myslimanët e varrosur në Nimes janë trajtuar në të njëjtën mënyrë si anëtarët e tjerë të komunitetit, të paktën sa i përket varreve të tyre ku janë varrosur. Ka pasur disa varreza formale, kështu që shumica e njerëzve janë varrosur jashtë qytetit. Varret myslimane janë afër qendrës së qytetit, ndërsa arkeologët besojnë se nuk qenë të izoluara apo të shmangura nga njerëz të tjerë; duket se kanë qenë tre burra që kanë vdekur nga shkaqet natyrore, e të cilët janë varrosur nga një komunitet familjar i njohur, dhe sigurisht me traditën islame. Të tre trupat e varrosur qenë të shtrirë në anët e tyre të drejtë, përball Mekës. Kjo praktikë e varrimit është e zakonshme për myslimanët, por e njëjta praktikë është gjetur edhe në komunitetet mesjetare të myslimanëve në Spanjë. Asnjë nga skeletet nuk tregojnë shenja të pasojave luftarake, dhe trupat e tyre duket se janë trajtuar me respekt edhe pas vdekjes. Hulumtuesit theksojnë se këto varre konfirmojnë atë që ka qenë, deri më tani, e njohur vetëm nga shkrimet historike rreth periudhës së caktuar. Shkrimtarë myslimanë, si autori anonim i Kronikës së Moissac-ut, e përshkruan një qytet të quajtur Nivmshû ose Namûshû, i njohur sot si Nimes, ku ka pasur një prani myslimane në mesin e shekullit të VII. Më 724 ose 725 qyteti u dorëzua tek Anbasa b. Suhaym Al-Kalb, guvernator i rajonit të quajtur Al-Andalus, dhe më vonë u bë pjesë e Spanjës. *(R. Suma)*

| AUTOR: AGIM GASHI | LLOJ ARME E VJETËR | KRAHINË SHQIPTARE NË MALIN E ZI | TË DREJTA PËR TË GJITHË | E QESHURA TALLËSE | LOCAL INTERCONN. NETWORK | NOFKA E AUSTRALISË | "ARI I ZI" | 1 ROMAK | ISHULLI ME LUÊ NË MES | | TUTA | EDHE (Lat.) | AI QË VIZITON SHUMË VENDE | LEVRIMI I ARËS | DËSHMORI, KIÇINA |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| PJESË E MESOPOTAMISË | | | | | | | | | | QË E PASON FEÉ / SAHATI | | | | | |
| SHQYRTIMI I TEHOLLUAR | | | | | | | | MUNDIMET MIZORE / LËVIZJA E ARSIMTARËVE SHQIPTARË | | | | | | | |
| SHOK, MIK | | | | | | DUKAT / SIBORGIUMI | | | | | | ROYAL ASIATIC SOCIETY / KONTRA-BANDIMET | | | |
| VARIANT I EMRIT OMER | | | | | TIP I FORMACIONIT TË SHPELLËS / FRANCA | | | | | | | | | | |
| NJË NGA KOMANDANTËT E ZOLL-it | | | | | | | | | | SHKOLLË, MËSIM | | | | | |
| I ELITËS | | | | | | | | | | | MAKINË BANKARE PËR TËRHEQJEN E PARAVE | | | | MJET UDHËTIMI |
| TITANI | | | SPANJA / DËSHMORI I UÇK-së, HASKAJ | | | | | | | | FARADI | | ITALISHT / KREHËR FISHEKËSH | | |
| AMPERI | | ASTATI / TEJZVOGË-LIMET | | | | | | | | | ILIR KONUSHEVCI | | | REPUBLIKA / TASH | |
| | 1051 ROMAK / NDREQJE, RREGULLIM | | | | | | | | | | PJESË TË NDËRTESËS | | | | |
| LEGJENDË | | | | BORIA E AUTO-MJETIT | | | | | | | SHTET NË AZI | | | | |
| EMËR MASHKULLI ISLAM | | | | | | | | | | | PREFIKS PËR "I VOGËL" | | | | |
| MOSHË E RE | | | | | | | | | | | EKREMI (dim.) | | | | NËNË (Krahin.) |
| PRINC ARAB | | | | | | | | | | | TANTALI | | | GRUP GJAKU / ORËNDREQËS | |
| 1001 ROMAK | | | LLOJ VITAMINE / SHESHI, MEJDANI | | LUMË QË KALON NËPËR ZVICËR, AUSTRI E GJERMANI | | KLUB, TIM | MARINAR | URANI | EMRI I ATATURKUT | MJET, VEGËL | 1000 kg / POETI ROMAK, LUKRECI | | | |
| THIRRJA PËR NAMAZ (folo) | | | | | | PEDAGOGE, MËSUESE / TOPTH BRUMI | | | | | | | | | |
| DESPOTIKE | | | | | | | | | JO E ROBËRUAR / DJALOSH | | | | | | REKUIZIT I NJË SPORTI DIMËROR |
| PËREMËR PRONOR | | | | VEPRIMET KOPJUESE / DALAI LAMA | | | | | | | | | TAHIR SINANI / GJ.U. | | |
| PRODUKT TRURI | | | | | MJET TEKNIK / INDIA | | | | | | | PJESË E LËNGSHME E TRUPIT / SHKRONJA 11-të | | | |
| LLOJ SHKRONJASH TË PJERRËTA | | | | | | | RADIO INTERFACE LAYER | | | | PJESË E KËMBËS | | | | |



"Vërtet Zoti juaj, Allahu, është Ai që krijoi qiejt dhe tokën brenda gjashtë ditësh, pastaj qëndroi mbi Arshin. Ai e mbulon ditën me natën, që me të shpejtë e kërkon atë (mbulimin e dritës së ditës), edhe dielli, edhe hëna e edhe yjet i janë nënshtruar sundimit të Tij. Ja, vetëm Atij i takon krijimi dhe sundimi. I madhëruar është Allahu, Zoti i botëve!"

(Al Araf , 54)




Libri "Drejt një rilindjeje civilizuese gjithëpërfshirëse", i autorit Abdul Kerim Bekar është pjesa e dytë e serisë "Myslimanët në mes sfidës dhe ballafaqimit", dhe flet pikërisht për rolin e njeriut në këtë botë, mendësinë dhe rëndësinë e tij si krijesë në këtë univers, si dhe për civilizimin e tij që vjen nga një botëkuptim i përgjithshëm njerëzor dhe moral. Prezantimi i ideve tradicionale të civilizimit njerëzor, mendësisë njerëzore, kulturës dhe strukturës së shoqërisë njerëzore në këtë libër vjen si shpjegim dhe përgjigje për serinë dhe mbititullin "Myslimanët në mes të sfidës dhe ballafaqimit", sepse, derisa sfida mund të kuptohet si kërkesë për fakte, ballafaqimi na vjen si shqyrtim i tyre.

**Besnik Jaha**